panjohur, I padukshem, 3) I padukshem.
**obscurity** (*ob-skjureti*) erresi, paqartesi
**obsequies** (*obsikuiz*) pl varrim, nderimet e fundit, ceremoni e varrimit.
**obsequious** (*obsikuiz*) dallkauk, servile
**observance** (*ob-zeervens*) 1) respektim, zbatim (I ligjes, zakonit, etj.) 2) rit, ritual
**observant** (*ob-zeervent*) 1) qe nderon, (ligjen, zakonin etj.) 2) I vemndshem, vrejtes
**observation** (*obzeer-veishen*) 1) vrojtim, 2) verejtje.
**observational** (*obzeer-veishenel*) vrojtim, I vrojtimit.
**observatory** (*eb-zeerveteri*) observatory
**observe** (*eb-zeerv*) 1) ndero, mbaj observe silence, hesht, observe economy, bej kursim, kursime, kurej, 2) verej, kundroj, 3) bej verejtje.
**observer** (*eb-zeerver*) vrojtues
**obsess** (*eb-ses*) ndjek (nje ide fikse)
**obsession** (*eb-seshen*) ankth, ide e kote, mani
**obsolete** (**obsellijt**) I vjeteruar, I paperdorshem.
**obstacle** (*obstekll*) pengese
**obstinac** (*obstinesi*) kokefortesi
**obstinate** (*obstineti*) kokeforte
**obstruct** (*eb-strakt*) 1) ndaloj, ze rrugen, pengoj levizjen, obstruct the view, ze shikimin, pamjen 2) ve pengese
**obstruction** *(ëb-strakshën)* 1) pengesë; 2) obstrukcion.
**obtain** *(ëb-teejn)* marr. fitoj. gjej.
**obtuse** *(eb-tjuus)* i topitur; pa tru.
**obviate** *(obviejt)* shmang. largoj (rrezi kun).
**obvious** *(obviës)* i qartë. i dukshëm. occasion *(‘ë-kejzhën)* 1. *n* 1) rast; rrethanë; on the occasion (of). me rastin e; 2) shkak. arësye. bazë; 3). ngjarje; 2. *v* jap shkas (për diçka).
**occasional** *(ë-kejzhël1ëll)* i rastësishëm; i rrallë.
**occasionally** *(ë-kejzhënëlli)* nganjëherë. kohë më kohë.
**Occident** *(oksidënt)* Perëndim. Vende të Perëndimit.
**occidental** *(oksi-dentll)* perëndimor.
**occult** *(okallt)* 1. *a* i fshehtë; 2. *v astr.* errësoj.
**occupant** *(okjupënt)* 1) zot pasurie; 2) okupator. pushtues; 3) që zë një vend. detyrë
**occupation** *(okju-pejshën)* 1) punë. de-tyrë; 2) pushim.
**occupy** *(okqupaaj)* 1) zë (një vend. detyrë); 2) pushtoj.
**occur** *(ë-këër)* 1) ndodh; 2). më bie ndërmend; it occured to him. i ra ndërmend.
**occurence** *(ë-karëns)* rast. ndodhje.
**ocean** *(oushën)* oqean.
**o’clock** *(ë-kllok):* what o’clock is it 7. sa është ora 7; at eight o’clock in the morning. në orën tetë të me-ngjezit.
**October** *(ok-toubër)* 1. *n* tetor; 2. *attl* tetori. i tetorit.
**ocular** *(okjullër)* syu. i syve.
**odd** *(od)* 1. *a* i çuditshëm. i jashtëzakon-shëm; 2) i tepërt; .6 at odd moments. në pushim; odd job. punë e rastit; odd volume. një velllm i marrë veç-mas. i çkëputur nga një përmbledhje e plotë; 2. *n pl* 1) pabarazi; 2) mbizo-tërim. epërsi; 3) divergjencë. mosma. rrëveshje; be at odds (with). nuk shkoj mirë me; . odds and ends. mbeturina. copëra.
**oddity** *(odëti)* gjë e çuditshme; ekstra-vagancë; 2) i çuditshëm; 3) rast i çu-ditshëm.
**odious** *(oudiës)* i urryer. i neveritshëm. **odoriferous** *(oudë-rifërës)* kundërmues.
**odorous** *(oudërës)* shih odoriferous..
**oda** (u) r *(oudër)* erë; aromë; kundërmim.
**of** *(ov.ëv)* 1) *(shërben për të shprehur përkatësi. origjinë. material. cilësi, pje-së të një tërësie si dhe qëllim. sfere veprimtarie etj.):* made of wood. pu-nuar prej druri; a man of stro’ng will. njeri me vullnet të fortë; 8' piece of bread, një copë bukë; 2) *(para ndajshtimit):* the city of Tirana, qyteti I Tiranës; 3) *(pas folj.* think, hear, speak, Inform, remind) për. mbi. në lidhje me; I have heard nothing of it, unë nuk kam dëgjuar asgjë për këtë; 4) *(përtë shprehur shkakun)* prej. nga; she died of fever, ajo vdiq prej etheve; 5) *(pas fjalëve:* ashamed afraid, glad, proud,*:* I am proud of you; unë krenohem me ju; 6) *(pas mbiem.* : gullty, certain, sure, confident) për: he is guilty of the crime, ai është fajtor”

për krimin: 7) nga. . prej numrit; one of them, njëri prej tyre.

**off** (of) r. *prep (për të shprehur lar-gësi. ndarje)* prej: nga: the village was three miles off the town, fsha-ti ishte tri milje larg nga qyteti; 6 be off one's legs më priten. nuk më bëj-në këmbët: off one's guard, papan-dehur. befas: off the point. pavend. pa lidhje me çështjen :be off the track, jam në rrugë të gabuar. largohem nga tema: 2. *adv* I must be off, është koha të shkoj be far off. jam larg; be off colour, jam i sëmurë: off and on, me ndërprerje; 3. *a* i largët; më I largët; 4. *v gj.f!.* ndërpres (bisedimet etj.).

**offence** *(ë-fens)* 1) faj; 2) fyerje; give offenee (to). fyej. cenoj; quick to take offence, që fyhet shpejt; 3) ku-ndravajtje. faj; 4) *usht.* sulm.

**offend** *(ë-fend)* 1) shkel ligjën:2) fyej. **offender** *(ë-fendër)* 1) fyes; 2) kundra-vajtës; fajtor.

**offense** *(ë-fëns)* shih offence.

**offensive** *(ë-fensiv)* 1. *a* 1) fyes; 2) jo i
këndshëm. i neveritshëm; 3) sulmues; 2. *n* ofensivë; take the offensive, ka-loj në ofensivë.

**offer** *(of ër)* 1.. *v* 1) paraqes; 2) paraqitet (rasti. mundesia): 3) flijoj. sakrifikoj; 6 offer resistance, bëj rezistencë, kundërshtoj; 2. *n* propozim; on offer, në shitje.

**offering** *(ofëring)1* ) propozim, oferte; 2) fli.-

**offhand** *(ofhend)* t. *8dv* 1) pa pregatitje paraprake; 2) pa ceremoni; 2. *II* 1) I improvizuar; 2)' pa ceremoni

**office** *(ofis)* 1) zyrë; dikaster, ministri; 2) ofiq. vend; 3) detyrë; 4) shërbim; 5)meshë.

**office-boy** *(ofisbooj)* shpërndares.

**officer** *(ofisër)* 1)' nëpunës; 2) oficer;
officers and men, kuadri i oficerëve dhe ushtarëve.

**official** *(ë-fishëll)* 1. 8 zyrtar; 2. *n* nëpu-nës. zyrtar.

**offlciate** *(ë-fishiejt)* 1) këndoj meshë; 2) kryej detyrën (e dikujt).

**officious** *(ë-fishës)* 1) i mërzitshëm. Që përzihet në punët e të tjerëve: 2) zyrtar. offing *(ofing)* bregdet: hapësirë e detit.

**offset** *(of-set)* 1. *n* 1) filiz: degëzim; 2) degëzim (tubi); 3. *v* kundërve; ve ballë për ballë: kundërpeshoj.

**offshoot** *(ofshuut)* 1) filiz; *fig.* degëzim; 2) pinjoll.

**offspring** *(ofspring)* pasardhës. pinjoll.

**oft** *(ooft) poet.* dëndur.

**often** *(ofn)* dëndur. shumë herë.

**ogle** *(ougll)* hedh shikime të ëmbla; hedh sytë me dashuri.

**ogre** *(ougër)* përbindësh; lugat.

**oh** *(ou)* oh

**ohm** *(oum) el* om.

**oil** *(oeëll)* 1. *n* 1) vaj bimor ose mineral; 2) naftë: 3) bajra vaji; 2. *v* lyej ose lag. njom me vaj: aii the wheels, *fig.* lyej rrotat. jap ryshfet.

**oilcloth** *(oeëllkloth)* mushama.

**oil-paints** *(oeëll-pejnts)* bojra vaji.

**oil-well** *(oeëlluell)* pus nafte.

**olly** *(oeëfli)* 1) vaj or. vaji. i vajit: 2) për-këdhelës.

**ointment** *(ojntmënt)* 1) melhem; fërkim; 2) pomadë.

**O.K.** *(ou-keej) amer. gj.f!.* 1.8 *preilc* çdo gjë në rregull. mirë: *2.v* aprovoj. Jap pëlqimin.

**old** *(oulld)* 1. 8 1) i vjetër; grow aid, mplakem; old age, pleqëri; old aga pension, pension pleqërie; old hand, i mësuar nga eksperienca. njohës; old maid, vajzë plakë; old boy (fellow, man), *gj.f!.* plak. i vjetër. plakush; mik; 2) kur tregon moshë nuk përkthehet: she is five years old. ajo është pesë vjeç; how old are you?, sa vjeç jeni?; 2. *n:* from old, of old, në kohën e shkuar. në ato kohëra. më parë.

**old-fashioned** *(oulld-fashënd)* i vjetëruar, i modës së vjetër.

**old-timer** *(oulld-tajmër)* banor i vjeter.

**olfactory** *(oll-fakteri) 1.11 anat.* nuhatis; 2. *n (zak. pI)* shqisë e nuhatjes.

**olive** *(olliv)* 1. *n* ulli; 2. *a* ulliri. i ullirit, **olive-branch** *(ollivbraanç)* degë ulliri (si simbol paqeje).

**omen** *(oumën)* 1. *n* shenjë. paralajmë-rim; 2. *v* shërben si paralajmërim. pa-ralajmëron.

**ominous** *(ominës)* ugurzi.

**omission** *(ë-mishën)* mungesë, boshllëk, lënia jashtë.

**omit** *(ë-mit)* 1) le jashtë; përjashtoj; 2) le pas dore.
**omnibus** *(omnibës)* 1) omnibus; 2) autobus.
**orhnipotence** *(om-nipëtëns)* pushtet I plotë; fuqi e pakufizuar.
**omnipresent** *(omnipreznt)* që gjendet kudo.
**omniscient** *(om-nisiënt)* që di çdo gjë që i di të gjitha.
**omnivorous** *(om-nivërës)* që ha çdo gjë.
**on** *(on)* 1. *prep* 1) *(për të treguar vendin kur pyetet «ku?»)* në, mbi; the book is on the table. libri është mbi tryezë; 2) *(për të treguar kohën)* në, të, më; on Friday. të premten; on the se-venth of November. më 7 nëntor; 3) *(pas folj.* speak. write lecture mbi. në lidhje me; *(pas folj.* touch. dwell. *nganjëherë përkthehet. me kallëzore);tte* spoke on the interna-tional situation. ai foli për gjendjen ndërkombëtare; many books have been written on that subject. shu-më libra janë shkruajtur mbi këtë temë; a book on grammar. një,libër grama-tike; 4) në bazë, në pajtim. sipas; based on facts. i mbësht~tur në fakte; 2. *adv* më tutje, përpara; go on! vazhdoni; on and on. a) pa qëndruar; b) për një, kohë të gjatë; later on. më vonë; from day on. që nga ajo ditë; and so on. e tjera b. be on”. shkon. ka sukses (një dramë etj.).
**once** *(uans)* 1. *8dv* 1) (një) herë: once and agaln. disa herë, jo një herë; once (and) for all. një herë e përgjithmonë; once’ in a way. once in a while. nganjëherë, në të rrallë; once more. edhe një herë; once bit twice shy. *provo* kur të djeg qumështi i fryn edhe kosit; 2) njëherë; dikur; once upon 8 time. na i shti! njëherë e një kohe, dikur (hyrje e përrallël etj.); b. all at once. menjëherë; at once. a) m... njëherë. në çast; b) njëkohësisht; 2. *n* një herë for once. this once. kil.j radhe, si përjashtim.
**oncoming** *(onkaming)* 1. *n* afrim; 2. *II. I* i afërm. që afrohet.
**one** *(uan)* 1. *num* një; 2. *a* 1) një; 2) I vetëm; one night. one day. njëherë;, 3. *n* 1) një, njëshe; one after another. I one by one. njëri pas tjetrit; 2) *për-doret për të mos përsëritur emrin e për-mendur më parë:* this is a good pencil and that is a bad. ky është një kalem i mirë ndërsa ai është i keq; 4. *pron* 1) njëfarë, dikush; no one. askush, asnjë; one another. njëri tjetrin; 2) *si përemër pavetor:* one never knows what may hap pen. kurrë nuk e di se ç’mund të ndodhë.
**oneness** *(uannis)* njësi. identitet.
**onerous** *(onërës)* i rëndë, i vështirë. I mundimshëm.
**oneself** *(uan-sellf)* l) indef refl pron vetë, veten: one should wash oneself regularly. duhet të lahemi rregullisht; 2) indef refl pron vetë, veten; ona knows oneself better than any-body, veten e njeh më mirë se cilindo; one has to do it by oneself. këtë duhet ta bëjë vetë; 3) *emph pron* (për forcim) vetë; one should know it oneself. këtë duhej ta dinte vetë; b. be oneself, jam unë vetë; corne to oneself. vij në vete.
**one-sided** *(uan-sajdëd)* i shtrembëruar në një anë; *fig.* i njëanshëm; i anshëm.
**onion** *(an’jën)* qepë; bulb.
**onlooker** *(onllukër)* dëshmitar (i rastit); vërejtës.
**only** *(ounlli)* 1. *a* i vetëm; 2. *part* vetëm; ekskluzivisht; 3. *ej* por, vetëm; only that. me përjashtim të, sikur të mos.
**onrush, onset** *(onrash,onset)* sulm.
**onslaught** *(onslloot)* sulm i tërbuar; sulmim.
**onward(s)** *[(onuërd(z)]* 1. *adv* përpara, tutje; 2. *a* i çuar, i drejtuar përpara.
**ooze** *(uuz)* 1. *n* 1) lym: llum; 2) kullim; nxjerrje lagështire; 2. *v* 1) pikon: dërsin; 2) nxjerr lagështirën.
**opal** *(oupll)* opal. opalescent. opaline *(oupë-llesnt; oupëllaajn)* opali, i opalit; i ylbertë.
**opaque** *(i-pejk)* 1) i padepërtueshëm (nga drita); i errët, i patejdukshëm; 2) i trashë, budalla.
**open** *(oupën)* 1.a 1) i hapur; 2) i çelur, i sinqertë; be open wtth smb., i ha zemrën dikujt; 3) publik; open con- tempt. përbuzje publike; 4) i lirë, i ka-lueshëm, i arrishëm; the river is open. lumi është i liruar nga akulli; 2. *v* 1) hap, çel (mbledhjen etj.); 2) filloj. ndër-marr (një fushatë ekspeditë etj.); open fire. hap zjarrin; 3) hapet, fillon (mbledhja etj.); 4) komunikojnë (dhomat- *into)* 5) del, bie (dritarja- on); open up.

bëj të ditur. zbuloj;b. open-door policy. politikë e dyerve të ha-pura.
**open-air** *(oupën-eër)* përjashta, jashtë; open-air performance. çfaqje për-jashta.
**open-armed** *(oupën-aarmd)* me krahë hapur.
**open-eyed** *(oupën-aajd)* me sy të hapur katërsh; *fig.* vigjilent. I
**open-handed** *(oupën-handëd)* dorëhapur. **open-hearted** *(oupën-haanëd)* me ze-mër të hapur; i sinqertë.
**opening** *(oupëning)* 1. *n* 1) brimë; 2) fillim. hyrje; 2. *a* fillestar. i pari; open-ing night. premierë.
**openly** *(oupënlli)* 1) haptas. botërisht; 2) haptas, në mënyrë të sinqertë.
**open-minded** *(oupën-maajndëd)* i pa paramenduar, pa paramendim.
**open-work** *(oupënuëërk)* 1) punë me azhur; 2) azhur.
**opera** *(opërë)* opera.
**opera-glass( es)** *[opërërgllaas( ëz)]* dylbi teatri.
**opera-house** *(opërëhaus)* teatër i ope-ras.
**operate** *(opërejt)* 1) veproj; bën efekt (ilaçi etj.); 2) bëj veprime; 3) *mjek.* operoj; *4)amer.* drejtoj. ve në veprim.
**operation** *(opë-rejshën)* 1) veprim; punë;put into operation. ve në vep-rim (një uzinë etj.); 2) efekt (i ilaçit etj.); 3) proces; 4) *mat.* veprim; 5) *mjek.* operacion.
**operative** 1. *a (opërejtiv)* 1) veprues; 2) faktiv; 3) operativ; 2. *n (opërëtiv)* pune-tor (fabrike).
**operator** *(opirejt'r)* mekanik; mjek, operator.
**opinion** *(e-pin'jiin)* 1) mendim; gjykim, bindje jo krejtësisht II bazuar; In my opinion, sipas mendimit tim; si ma thotë mendja mua; have no opinion of smb. nuk kam ndonjë mendim te mirë për ndonjë; 2) këshillë specialisti.
**opinionated** *(ë-pin'jënejtëd)* kokëfortë; që ka besim të tepëruar në vete.
**opponent** *(ë-pounënt)* kundërshtar; oponent.
**opportune** *(opënjuun)* i volitshëm; I duhur; me kohë, me vend;
**opportunism** *(opër-tjuunizëm)* oportunizëm; shfrytëzim i rastit. përfitim nga rasti.
**opportunist** *(opër-tjuunist)* oportunist.
**opportunity** *(opër-tjuunëti)* rast i volit-shëm; take the opportunity (of). shfrytëzoj rastin, përfitoj nga rasti.
**oppose** *(ë-pouz)* 1) kundërve; 2) kundër-shtoj. jam kundër.
**opposite** *(opëzit)* 1. *a* i kundërt; 2. *n* kundërshtim; direct opposite. kun-dërshtim i drejtpërdrejt; 3. *adv prep* përkundër. kundër. opposition *(opë-zishën)* 1) kundër-shtim; 2) antitezë, kontrast; 3) opozitë.
**oppress** *(ë-pres)* shtyp, shtrëngoj.
**oppression** *(ë-presh ën)* shtypje, shtrë-ngim.
**oppressive** *(ë-prssiv)* 1) shtypës; 2) despotik.
**oppressor** *(ë-presër)* shtypës. ndrydhës.
**optic** *(optik)* syu. i syut. i të parit.
**optical** *(optikëll)* i të parit. optik.
**optics** *(optiks)* optikë.
**optimism** *(optimizëm)* optimizëm. **optimist** *(optimist)* optimist.
**optimistic** *(optimistik)* optimist.
**optimum** *(optimëm)* më i mirë, me I favorshëm; optimal.
**option** *(opshën)* zgjedhje, mundësi zgje-dhjeje.
**optional** *(opshënëll)* i padetyrueshëm, fakultativ.
**opulence** *(opjullëns)* begati; pasuri.
**opulent** *(opjullënt)* i pasur. i begatshëm.
**or** *(or, ër, oor) ej* ose.
**oracle** *(orëkll)* 1) orakull; 2) profeci.
**oracular** *(o-rakjullër)* 1) profetik;2) dog matik; 3) me dy kuptime.
**oral** *(oorëll)* goje. i gojës. gojor.
**oraly** *(oorëlli)* gojarisht.
**orange** *(or lnxh)* 1. *n* 1) portokall: 2) dru portokalli: 3) ngjyrë portokalli: 2. *B* portokalli. i portokallit.
**oration** *(o-rejshën)* fjalim. ligjëratë (në një rast solemn).
**orator** *(orëtër)* orator.
**oratorlcal** *(orë-torikll)* oratorik.
**oratory** *(orëtëri)* oratori.
**orb** *(oorb)* 1) rruzull. lëmsh: 2) orbitë. **orbit** *(oorbit)* 1) gropë e syut: 2) orbitë. **orchard** *(oorçërd)* kopsht frytor.
**orchestra** *(oorkistrë)* 1) orkestër; 2) vend

për orkestër ose kor:, 3) *amer.* parter. **orchestral** *(or-kestrëll)* orkestra.

**ordeal** *(or-diëll)* mynxyrë. provë e rëndë. **order** *(oordër)* 1. *n* 1) rregull. rend: call to order,a)kërkoj rregull;b) *amer.* hap mbledhjen; 2) urdhër: by order, sipas urdhërit; on smb's order, sipas urdMrit të dikujt; 3) porosi; made to order, bërë me porosi; 4) shënjë da-llimi; urdhër; 5) *usht.\radhë:* close or-der, radhë e shtrënguar; 6) rang: shka-llë; 7) urdhër (murgjish. kalorësish etj.): to be out of order, është i prishur. nuk punon (telefoni. maqina etj.): In order to, in order that, me qëllim që; postal (money) order, manda-postë; 2. *v* 1) urdhëroj; 2) porosit; 3) ve në rregull: to order smb. about, shtyp ndonjë. heq pas hunde.

**orderly** *(oordërlli)* 1. *a* 1) i kujdesshëm: i pastër: 2) i disiplinuar: orderly bin, kuti. arkë plehu: 2. *n* korier. ordi-nancë; ai që është me shërbim. që ka shërbim.

**ordinal** *(oordinëll)* 1. a rendor: 2. *n* numër rendor.

**ordinance** *(oordinëns)* ligjë. urdhëresë: dekret: *amer.* vendim i organeve loka-le.

**ordinary** *(oordnëri)* i zakonshëm: i rë-ndomtë.

**ordnance** *(oordnëns)* artileri: municione. **ore** *(oor)* mineral

**organ** *(oorgën)* 1) organ: 2) *muz.* or-gano. **organ-grinder** *(oorgëngrajndër)* orga-nist.

**organic** *(or-ganik)* organik.

**organism** *(oorgënizëm)* organizëm. **organization** *(oorgënaj-zejshën)* 1) or-ganizim: 2) organizëm. ,

**organize** *(oorgsnaajz)* organizoj.

**organizer** *(oorgënaajzër)* organizator. **orgy** *(oorxhi)* orgji. zdërhallje. dëfrim i shfrenuar.

**orient** 1. *n (ooriënt)* 1) lindje: 2) the O., Lindje. vende të Lindjes; 2. *v* (oorient) gjej pikën ku ndodhem (me busu-llë): orient oneself, orientohem.

**oriental** *(oori-emtll)* oriental, aziatik: I lindjes.

**orientation** *(ooriën-tejshën)* orientim. **orifice** *(orëfis)* vrimë; fyt.

**origin** *(orixhin)* 1) butim. fillë: 2) prej-ardhje. origjinë: by origin, nga origji-na.

**original** *(ë-rixhinëll)* 1. *a* 1) fillestar: 2) origjinal; 2. *n* 1) origjinal; in the ori-ginal. në origjinal: 2) i çuditshëm.

**originality** *(ërixhi-niillëti)* 1) origjinali-tet: autenticitet.

**originally** *(ë-rixhinëlli)* në fillim.

**originate** *(ë-rixhinejt)* 1) filloj. lind 2): rrjedh prej.

**ornament** *(oornëmënt)* 1. *n* 1) zbukurim.

ornament: 2) *pI* orendi kishe: 2. *v (oomë-ment)* zbukuroj. stolis.

**ornamen**tal *(oomë-mentll)* zbukurues. qe stolis; dekorativ.

**ornamentation** *(oornëmen-tejshën)* zbukurim. stolisje.

**ornate** *(or-nejt)* i stolisur. i larzuar: te-për i stërholluar (stilin).

**orphan** *(oorfën)* 1. *n* dhe *a* jetim. bonjak. **orphanage** *(oortënixh)* 1) bonjakëri: 2) jetimore.

**orthodox** *(oorthëdoks)* ortodoks. **orthography** *(oor-thogrëfi)* drejtë-shkrim. ortografi.

**oscillate** *(osillejt)* luhatet. lëkundet. drithtohet: *fig.* ngurron.

**oscillation** *(osi-llejshën)* luhatje. lëkun-dje

**oscillatory** *(osillëtëri)* luhatës. drithtues. **osier** *(ouzhër)* 1) shelg: 2) lozë, llas-tar shelgu.

**osseous** *(osiës)* 1) me kocka: 2) kocke. i kockës. kockash.

**ossification** *(osifi-kejshën)* eshtërim. osifikim.

**ostensible** *(os-tensëbll)* 1) për sy e fa-qe, i ashtuquajtur; që shërben si shkak; 2) i qartë. i dukshëm.

**ostrich** *(ostriç)* struc.

**other** *(adhë,)* tjetër; the other day, kë-to ditë. para pak kohe: on the other hand. nga ana tjetir; every other day, një ditë po një ditë jo; none other than. askush tjetër përveç; some time or other. dikur; heret ose vonë.

**otherwise** *(adhëruaajz)* 1) ndryshe; 2) në rast të kundërt; 3) në marrëdhënie të tjera. nga një pikëpamje. tjetër.

**ought I** *(oot) gj.fI. (në vend të* nought) zero.

**ought II** duhej; ishte dashur; you ought to go there. ju duhej të shkonit atje; It ought to be a fine day tomorrow. nesër duhet të jetë ditë e bukur.

**ought III** *shih* aught.
**ounce** *(auns)* unsë (= 28.3 gr.)
**our** *(aoër) poss pron* i yni. e jona; etj.
**ours** *(aoërz) poss prann (trajtë e palidhur me* our) *përdoret në vend të emrit me . kuptimin i* yni. e jona etj.
**ourselves** *(aoër-sellvz)* 1) *refl pron i vetës së i shumës* veten: we hid our-selves. ne u fshehëm; 2) *refl pron i vetës së I të numrit shumës* vetë. ve-ten; we dined by ourselves. ne hën-grëm drekë vetëm; we called our-selve,s sisters. ne e quajtëm veten motra: 3) *emph pron(për forcim)* ye-të ; we knew nothing ourselves. ne vetë nuk dinim asgjë; we came to ourselves. ne erdhëm në vete; we are not ourselves, nuk e kemi veten në dorë.
**oust** *(aust)* zboj, nxjerr jashtë; përze.
**out** *(aut)* 1. *adv* prej; jashtë; përjashta; he is out. ai nuk është në shtëpi: I have my Mondays out, kam ditë pushimi të hënën; miners are out. minatorët bëjnë grevë; candle is out, qiriu është fikur; book is out. libri ka dalë nga shtypi; out at elbows. me bërryla të grisur: i veshur keq; 2. *prep* 1) *(për të treguar vendin)* prej; jashtë; he took a watch out of his pocket. ai nxori sahatin nga xhepi: we found lodgings out of town. ne gjetëm një banesë jashtë qytetit; stand out of the way. largohuni nga rruga; 2) (për të treguar materialin) me; this house is built out of bricks. kjo shtëpi është ndërtuar me tulla; 3) prej; prej numrit; out of this money, prej këtyre parave; that is out of the question. për këtë as që mund të bi-sedohet: out of curioslty, nga kureshtja.
**outbalance** *(aut-bllens)* jap tepër ne peshë; ja kaloj *(nga rëndësia),* tejka-loj.
**outbid** *(aut-bld)* ngre çmimin; ofroj më shumë (në ankand).
**outbreak** *(autbrejk)* 1) plasje. shpërthim (inati) 2) fillim *(i luftës).*
**outburst** *(autbëërst)* plasje. shpërthim. **outcast** *(autkaast)* 1. *n* i dëbuar; i arra-tisur; 2. *a* i dëbuar; i përbuzur.
**outcome** *(autkam)* rezultat. përfundim. **outcry** *(autkraaj)* britmë; thirrje.
**outdid** *(aut-did) past i* outdo.
**outdo** *(aut-duu)* (outdid. outdone) kapërcej. kaloj; tejkaloj.
**outdone** *(aut-dan)* i *p. p.* outdo.
**outdoor** *(auldoor)* 1) që gjendet ose ndodh jashtë shtëpisë; 2) përjashta; outdoor ga mes. lodra përjashta. jo- në lokal të mbyllur.
**outdors** *(autdoorz)* përjashta.
**outfit** *(autfit).1)* pajime; 2) pajisje; 3) *amer.* grupi organizuar. shoqëri.
**outflank** *(aut.fllank)* i marr krahët (ar-mikut): *fig.* ja hedh.
**outgo** 1. *n (autgou)* shpenzim; 2. *v (aut-gou)* (outwent: outgone) ja kaloj.
**outgoing** *(aut-going)* që largohet.
**outgone** *(aut-gon) p.p.* i outgo 2.
**outgrew** *(aut-gruu) past* i outgrow.
**outgrow** *(aut-grau)* (outgrew: out-grown) 1) ngrihem. rritem: 2) heq dorë me moshë (prej një vesi etj.).
**outgrown** *(aut-groun) p.p.* I outgrow. **outing** *(auting)* shetitje, ekskursion. **outlandish** *(aut-landish)* 1) i huaj; 2) i çuditshëm; i egër.
**outlast** *(aut-llasst)* 1) vazhdon më gjatë (se diçka); 2) duroj. jetoj më gjatë (se dikush)..
**outlaw** *(autloo)* 1. *n* njeri i shpallur jashtë ligjës; kundravajtës; ~. *v* shpall. nxjer jashtë ligje.
**outlay** *(autlleej)* shpenzime.
**out1et** *(au tllet)* 1) vrimë daljeje; 2) dal-je (edhe *fig.)*
**outline** *(autllaajn)* 1. *n* 1) vija të për-gjithshme. konture; 2) skicë; konspekt; plan; 2. *v* përvijos. skicoj.
**outlive** *(aut-lliv)* jetoj tej. pas (dikujt. diçkaje): outlive itself, më shkoi ko-ha. e hëngra çairin. kaq e kisha.
**outlook** *(autlluk)* 1 ) pamje. perspektiv 2) pikipamja; world outlook, boti-kuptim.
**outlying** *(autllajing)* i larget. i larguar. **outnumber** *(aut-nambër)* ja kaloj në numër.
**out-of-date** *(autëv-dejt)* i vjetëruar, I modës së vjetër.
**out-of-the-way** *(autëvdhë-ueej)* 1) I vetmuar, i larguar; 2) i jashtëzakon-shëm; 3) ekscentrik.
**out-of-work** *(autëvuëërk)* i papunë.

**out-patient** *(autpejshënt)* njeri që ku-rohet në njii spital por që nuk është shtruar atje.
**out post** *(autpoust)* avampost; post i për-paruar; repart roje.
**output** *(autput)* 1) prodhim; 2) *tek.* ren-diment. kapacitet.
**outrage** *(autrixh)* 1. *n* 1) shkelje brutale, marrje nëpër këmbë e të drejtave të ndokujt; paligjëshmëri; 2) poshtërim. sharje, fyerje; 2. *v* fyej. shaj.
**outrageous** *(aut-rejxhës)* 1) i tërbuar; 2) mizor; 3) që të zemëron. fyes.
**outran** *(aut-riin) past* i outrun. outright 1. *adv (a ut-rajt)* 1) plotësisht. njëherë e përgjithmonë; 2) haptas; 2. *a (autrajt)* i plotë. i tërë; i shpallur, me damkë.
**outrival** *(aut-rajvëll)* ja kaloj.
**outrun** *(aut-ran)* (outran; outrun) 1) kaloj, kapërcej; 2) dal jashtë kufijve (të një gjëje).
**outset** *(autset)1)* nisje; 2) fillim.
outshine *(aut-shaa/n)* errësoj. eklipsoj; ja kaloj me ndriçim.
**outside** *(aut-saajd)1. n* 1) ana e jashtme; 2) pamje e jashtnie; 2. *a* i jashtëm; 3. *adv* përjashta, jashtë; 4. *prep* jashtë, jashtë kufijve. .
**outsider** *(aut-saajdër)* i huaj. i jashtëm. **outskirts** *(autskëërts) p11)* rrethe. lagje të jashtme (të qytetit); 2) rrëzë. anë *(e pyllit).*
**outspoken** *(aut-spoukën)* i sinqertë. zemërhapur.
**outstanding** *(aut-stending)* 1) i shquar; 2) i papaguar.
**outstrip** *(aut-strip)* ja kaloj, e kapëcej (në diçka).
**outvote** *(aut-vout).* fitoj shumicën e vo-tave.
**outward** *(autuiird)* 1) i jashtëm; 2) i dukshim.
**outwardly** *(autuërdlli)* përjashta. Nga pamja e jashtme.
**outweigh** *(aut-ueej)* ja kaloj ne peshe *fig.* peshoj më shumë.
**outwent** *(aut-uent) past* i outgo 2.
**outwit** *(aut-uit)* mund me dredhi.
**outwork** *(autuëërk)* 1) punë jashtë pu-nishtes; 2) *usht.* fortifikatë e jashtme. **outworn** *(autuoorn)* 1) i vjetëruar; 2) irraskapitur. i munduar.

**ova** *(ouvë) pl* i ovum.
**oval** *(ouvll)* 1. *a* vezak. oval; 2. *n* oval. **ovary** *(ouvëri)* 1) *anat.* mitër. amëe .fë-mijës; 2) *bot.* ovar.
**ovation** *(ë-vejshën)* përshëndetje me brohori; ovacion.
**oven** *(avn)* furrë.
**over** *(ouvër)* 1. *prep* 1) *(për të treguar vendin)* mbi, rreth; nëpër; night had fallen over the desert, nata kishte rënë mbi shkretëtirë; the boys were sitting over the burning fire, kala-majt rrinin rreth zjarrit të nde?ur; a bridge over the river, urë mbi lum; 2) *(për të treguar përhapje të veprimit)* nëpër *(në hapësirë):* në; deri *(në kohë):* he has travelled all over Europe, ai ka udhëtuar nëpër tërë Europën; we had to stay there over night, ne duhej të qëndro nim atje për të kaluar natën; he will not live over today, ai nuk do ta kapë të nesërmen. nuk do ta ngrysi ditën e nesërme; 3) mbi. përsi-për. sipër; she puta shawl over her ,dress, ajo hodhi një shall mbi rroba; 4) mbi. tej; over and above the plan, mbi plan; this book costs over five leks, ky libër kushton më shumë se mbi pesë lekë; 5) *(për të shprehur pre- . ferencë. ndikim. epërsi etj.)* në; mbi have you no influence over him? II nuk mund të ndikoni mbi të 7; our troops gained a victory over the enemy, ushtria jonë korri fitore mbi armikun; 2. *adv:* be over, është i për-funduar; over and over, përsëri dhe përsëri.
**over-** *(ouvër)pre fmbi.* nëpër, jashtë mase, teper.
**overall** *(ouvërooll)* i plotë, i tërë; i për-gjithshëm; overall output, prodhim i pjek tepër, stërpjek; 3) lodh tepër.
**overdone** *(ouvër-dan) p.p.* i overdo. **overdress** *(ouvër-dres)* i veshur tepër lluks; tepër i pispillosur.
**overdue** *(ouvër-djuu)* 1) i vonuar; 2) i kaluar nga afati.
**overestimate** 1. *v (ouvër-estimejt)* mbi-vlerësoj; 2. *n (ouvër-estimët)* çmim tepër i lartë.
**overflow** 1. *v (ouvër.fllou)* derdhet. vërshon; 2. *n (ouvërfllou)* 1) vër-shim. përmbytje; 2) tepri. teprim.

**overfulfil** *(ouvërfull-fill)* mbush për së tepri; kapërcej. tejkaloj.
**overgrew** *(ouvër-gruu) past*over-grow.
**overgrow** *(ouvër-grou)* (overgrew: overgrown) rritem tepër shpejt; mbyt. shtyp *(bimët e tjera).*
**overgrown** *(ouvër-groun) p.p.* i over-grow.
**overheng** *(ouver-heng)* (overhung) varet përmbi.
**overhaul** *(ouvër-hooll)* kontrolloj, ndreq (një mekanizëm).
**overhead** *(ouvël-hed)* 1. *adv* sipir; 2. i sipërm; mbitokësor.
**overhear** *(ouvër-hiër)* (overheard) 1) përgjoj; 2) më bie në vesh, dëgjoj pa-dashur.
**overheard** *(ouvër-hëërd) past* dhe *p.p.* i overhear.
**overheat** *(ouvër-hijt)* 1. *v* 1) ngroh ja-shtë mase; 2) nxehem; 2. *n* ngrohje e tepërt.
**overhung** *(ouvër-hanIg) past* dhe *p.p.* i overhang.
**overjoyed** *(ouvër-xhoojd)* tepër i gë-zuar. i gëzuar jashtë mase.
**overland** 1. *adv (ouvër-lland)* nëpër tokë. në stere; 2. *a (ouvërllend)* tokësor. stereje. i steresë.
**overlap** *(ouvër-llap)* 1) mbuloj pjesë-risht; 2) vë shtresë të sipërme; 3) pu-thiset pjesërisht.
**overlive** *(ouvër-llijv)* jetoj më gjatë (se ndokush).
**overload** *(ouvër-lloud)* ngarkoj tepër.
**overlook** *(ouvër-lluk)* 1) nuk e ve re. nuk më bie në sy; 2) dalloj. sodit (nga një vend i lartë); 3) ha me sy; 4) del. bie në *(dritarja):* 5) shqyrtoj; mbikqyr; 6) le pa ndëshkuar.
**overlord** *(ouvërlloord)* zotëroj; sundoj.
**overmuch** *(ouvër-maç)* tepër. jashtë mase.
**overnight** *(ouvër-najt)* natën; gjata na-tës; stay overnight, kaloj natën, buj.
**overpower**. *(ouvër-paoër)* mposht, mund.
**overpowering** *(ouvër-paoëring)* I pa mposhtëshëm; shumë i fuqishëm; që të shtyp. dërmon (nga numri etj.).
**overproduction** *(ouvërprë-dakshën)* mbiorodhim.
**overran** *(ouvër-ran) past* i overrun.
**overrate** *(otlvër-rejt)* mbivlerësoj, mbi-çmoj.
**overreach** *(ouvër-rijç)* 1) ja kaloj në dredhi; 2): overreaeh oneself. tregoj zell të tepëruar.
**overrun** *(ouvër-ran)* (overran ove-rrun) 1) derdhet; 2) vërshon; vlojnë(parazitët); 3) rritet për së tepri. mbyt (bimët e këqia); 4) rrenoj, shkretoj; 5) kapërcej kufirin.
**oversea** *(ouvër-sljl)* 1. *a* I tejdetit; 2. *adv* tejdetit.
**overseas** *(ouvër-siiz)* tej detit.
**overseer** *(ouvërsiër)* mbikqyrës. kon-trollor.
**overshadow** *(ouvër-sh8dou)* 1) errësoj; 2) hedh hie.
**overshoe** *(ouvërshuu)* galloshe.
**oversight** *(ouvërsajt)* pakujdesi; mu-ngesë vemendjeje.
**oversleep** *(ouvër-sllijp)* ngrihem vonë nga gjumi.
**overslept** *(ouvër-sllept) past* dhe *p.p.*i oversleep.
**overstate** *(ouvër-stejt)* teproj. zmadhoj.
**overstep** *(ouvër-step)* kaloj. kapërcej.
**overstrain** *(ouvër-streem)* 1. *v,* lodh për së tepri; shtrëngoj për së tepri; 2. *n* mundim. përpjekje jashtë mase.
**overstrung** *(ouvër-strang)* tepër i shtrë-nguar. i tendosur *(nervat).*
**overt** *(ouvërt)* i zbuluar. i hapur.
**overtake** *(ouvër-tejk)* (overtook: over-taken) 1) e ze. e arrij; 2) më gjen. më ze (fatkeqësia etj,).
**overtaken** *(ouver-tejkn) p,p.* i overtake.
**overtax** *(ouvër-taks)* 1) shtrëngoj për së tepri. tendos jashtë mase *(forcat etj.)*2) rëndoj për së tepri me tatime.
**overthrew** *(ouvër-thruu) past* i over-throw
**overthrow** 1. *v (ouvër-throu)* (over-thrown) përmbys; *fig.* rrëzoj: 2. *n (ouvërthrou)* 1) përmbysje. rrëzim; 2) thyerje.
**overthrown** *(ouvër-throun) p.p.* i over-throw 1. “
**overtime** *(ouvërtaajm)* 1. a,(punë) jashte orari; 2. *adv* jashtë orari; 2. *n* kohë jashte orari.-
**overtook** *(ouver-tuk) past* i overtake.
**overture** *(ouvërtjuër)* 1) fillim i bisedi-meve; 2) propozim formal; 3) *muz.* uverturë; hyrje.
**overturn** *(ouvër-tëërn)* 1. *v* 1) përmbys; rrëzoj 2) përmbysem. rrëzohem; 2. *n (ouvërtëërn)* përmbysje; *amer.* kthesë; kataklizmë.

**overvalue** *(ouvër-velljuu)* mbivlerësoj.
**overweening** *(ouvër-uijnlng)* kryelartë; mendjemadh.
**overweight** *(ouvërueejt)* 1) epërsi; 2)peshë e tepërt.
**overwhelm** *(ouvër-uellm)* 1) mbuloj, ze; 2) gëlltisin (valët) ; 3) shpartalloj, thyej (armikun): 4) zotëroj, mbush (ndjenjat etj.).
**overwhelming** *(ouvër-uellming)* 1) I pa-numërt; i pamasë; 2) dërmonjës; 3) i pakapërcyeshëm, që nuk mund të mposhtet.
**overwork** *(ouvër-uëërk)* 1. *v* 1) lodhem së tepri. rraskapitem; robtohem; 2) lodh tepër: detyroj të punojnë tepër; 2. *n* punë e tepëruar; stërmundim; rraskapitje.
**overwrought** *(ouvër-root)* i lodhur ja-shtë mase.
**ovum** *(ouvëm) (pi* ova) *biol.* vezë.
**owe** *(ou)* ja kam borxh (dikujt): i detyroj diçka (dikujt); I owe him money, i kam para borxh; we owe this to him. këtë ja detyrojmë atij; owing to. Për shkak të, në saje të.
**owl** *(aull)* kukuvajkë.
**own** *(oun)* 1. *a (pas përemrit pronor)* I veti. i tij; hold one's own, nuk zmbrapem. nuk tërhiqem; at his own house, në shtëpinë e tij; he wrote it with his own hand, e shkrojti me dorën e vet; own cousin, kushëri: ku-shërirë; 2, *'v* 1) zotëroj; 2) pranoj(diç-ka); 3) pranoj si timin; holdup, *gj.f/.*pranoj botërisht.
**owner** *(ounër)* pronar. zotërues. **ownership** *(ounërship)* 1) e drejtë e pro-nësisë; 2) pronë; social ownership. pronë shoqërore.
**ox** *(oks) (ploxen)* dem; ka.
**oxide** *(oksaajd)* oksid.
**oxidize** *(oksidaajz)* 1) oksidoj; 2) oksi dohet.
**oxygen** *(oksixhën)* oksigjen.
**oxygenate** *(ok-sixhinejt)* oksidoj,
**oyster** *(ojstër)* gocë. guaskë deti.
**ozone** *(ouzoun)* ozon.

# P

**P, p** *(pij)* shkronjë e gjashtëmbëdhjetë e alfabetit anglez.
**pa** *(paa) gj.tI.* babë.
**pace** *(pejs)* 1. *n* 1) hap; 2) ecje; 3) ça-pitie; 4) ritm; keep pace (with), nuk mbetem prapa; shkoj krahas (me ndo-një); 2. *v* 1) eci; 2) eci me një hap; 3) caktoj shpejtësinë në vrapime, këcime.
**pacific** *(pë-sifik)* paqëdashës; i qetë, paqësor.
**pacification** *(pasifi-kejshën)* paqësim, qetësim.
**pacifist** *(pasifist)* pacifist.
**pacify** *(pasifaaj)* qetësoj, paqësoj; ri-vendos paqen.
**pack** *(pak)* 1. *n* 1) deng; pako; 2) *.usht.* çantë; torbë; 3) tufë, kope (ujqish); 4) turrë (letrash); 5) akull i ngjeshur; 2. *v* 1) paketoj, ambalazhoj; 2) pake-tohet; 3) mbush; 4) mbushet; 5) rras; 6) *amer.* mbyll. .
**package** *(pakixh)* 1) «vend» (bagazhi); 2) dëng, pako; 3) dërgesë; 4) pake-tim.
**pack-animal** *(pakanimëll)* kafshë ngarkese packet *(pakit)* paqetë, kaush.
**packet-boat** *(paikitbaut)* vapor postar.
**pack-horse** *(pakhaars)* kalë barre.
**packing** *(pëking)* paketim; mbështjellje; I packing paper, letër ambalazhi.
**packthread** *(pakthred)* spango.
**pact** *(pëkt)* pakt. marrëveshje.
**pad** *(pëd)* 1. *n1)* nënshtresë e butë; 2) shalë kali e butë; 3) bloknot; 2. *v* bëj të butë, mbush me pambuk; mbush me diçka të butë.
**padding**. *(pëding)* mbushje. material për mbushje.
**paddle** *(pëdll)* 1. *n* 1) fletë, paftë, rrem (i rrotës së vapori!. i një rrote hidrauli-ke); vozitje; 2) kopan; 2. *v* vozis (me një rrem); lundroj me lundër sportive; 2) rrah këmbët në ujë; kaloj vahun, eci në ujë të cekët.
**paddle-wheel** *(padlluiëll)* rrotë me fletë,
**paddock** *(padëk)* kullotë (për kuaj); fushë me bar të pakët (ku ushtrohen kuajt).
**padlock** *(padllak)* 1. *n* kyçenicë, katinar; 2. i mbyll me katinar.
**pagan** *(pejgën)* pagan.
**paganism** *(pejgënizëm)* paganizën
**page**.I *(peejxh)* 1.*n* faqe; 2. *v* num (faqet).
page II pazh; shkarth.
**pageant** *(pëxhënt)* 1) karnavale; 2) çfaqje kremtore.
**pageantry** *(pëxhëntri)* salltanet; shkël-qim; *fig.* bujë.
**paginate** *(paxhinejt)* numëroj faqet.
**pagination** *(paxhi-nejshën)* numër i faqeve; faqosje.
**pah**! *(paa)* ba !
**paid** *(pejd) past* dhe *p.p.* i pay 2.
**pail** *(pejëll)* 1) kovë; *det.* pjesë e përparme e kuvertës së vaporit; 2) kade.
**pailful** *(pejëllfull).* kovë (si masë).
**pain** *(peejn)* 1. *n* 1) dhembje; vuajtje; 2) ndëshkim; 3) *pi* përpjekje; *2.v* 1) shkak-toj dhembje; 2) më dhemb.
**painful** *(peeJnf!l)* 1) që shkakton dhem-bje; 2) mundues; 3) i vështirë.
**painless** *(peejnllis)* pa dhembje.
**painstaking** *(peejnztejking)* i kujdes-shëm, i zellshëm.
**paint** *(pejnt).* 1. *n* ngjyrë; lyerje; 2. *v* l) pikturoj me ngjyra; 2) përshkruaj. paraqes; 3) lyej;t:, not so black as he is painted, nuk

është aq i keq siç e paraqesin; paint out. paint up, lyej me bojë, bojatis.
**painter** *(pejntër)* 1) piktor; 2) bojaxhi. **painting** *(pejnting)* 1) kuadër; 2) pikturë; 3) bojatisje.
**pair** *(peër)* 1. *n* 1) çift t:, a pair of com-passes, kompas; 2. *v* 1) bashkoj dy e nga dy, bëj çift e çift 2) bashkohen, bëhen çifte; pair off. ndahen çift.
**pajamas** *(përxhaamëz) shih* pyjamas.
**pal** *(pëlJ) gj.fl.* 1. *n* shok; 2. *v (zak.* pal up) shoqërohem.
**palace** *(pallës)* pallat.
**palatable** *(pëllëtëbll)* 1) i shijshëm; 2} i pranueshëm, i përshtatshëm.
**palatal** *(pëllëtll)* 1. *a* qiellzor; 2. *n* tingull qiellzar, palatal.
**palate** *(pëllët)* 1 )qiellëz; 2) shije.
**palatial** *(pë-llejshëll)* madhështor.
**palaver** *(pë-Ilaavër)* 1. *n* 1) bisedime; 2) pallavra, dokrra; 3) lajka; 2. *v* 1) llomotit; 2) lajkatoj.
**pale** I *(pejëll)* 1. *a* 1) i zbetë; 2) e dobët (drita); 2. *v* 1) zbehem; 2) humb shkëlqimin.
**pale** II 1) hu; 2) rrethojë; gardh.
**palette** *(pallit)* paletë, dërrasë për bojra. **paling** *(pejlling)* rrethojë me dërrasa. **palisade** *(palli-seejd)* 1. *n* gardh. rretho-jë: pritë; 2. *v* rrethoj me gardh.
**pall** I *(paall) (zak* pall on) ngop së tepërmi; vel; mërzit.
**pall** II l) mbulesë; 2) mantel.
**pallet** I *(pallit)* 1) dyshek kashte; 2) stromë. pallet II *shih* palette.
**palliate** *(palliejt)* 1) lehtësoj (dhembjen); 2) zbut 3) çfajësoj.
**palliative** *(palliëtiv)* 1. *a* qetësues, palia-tiv; 2. *n* paliativ; gjysmë-masë.
**pallid** *(pallid)* i zbetë.
**pallor** *(pallër)* zbehtësi.
**palm** I *(paam)* 1. *n* shuplakë; pëllëmbë; 2. *v* fsheh në duar; palm off, shtie në dorë me dredhi.
**palm** II palmë.
palm-oil *(paamoeëll)* vaj palme.
**palpable** *(pallpëbll)* 1) i prekshëm, i ndijshëm; 2) i qartë, i dukshëm.
**palpitate** *(pallpitejt)* rektin; rreh. **palpitation** *(pallpi-tejshën)* rektimë. rrahje (e zemrës); rektimë.
**palsy** *(poollzi)* 1. *n* paralizë; 2. *v* para-lizoj,
**paltry** *(polltri)* i vogël. i përbuzur; voc-rrak.
**pampas** *(pampëz)pl* pampas (hapësira të mëdha në Amerikën e jugut).
**pamper** *(pampër)* llastoj, përkëdhel. **pamphlet** *(pamfllil)* 1) broshurë; 2) pamfletë.
**pamphlefeer** *(pamflli-tiër)* 1. *n* .pamfletist; 2. *v* shkruaj parnfleta.
**pan** *(pan)* 1. *n* tigan. tavë; kaci; 2. *v* pan off, laj rërë floriri; .pan out, nxjerr (ar me larje); *fig.* ja dal mbanë. korr suskses.
**pancake** *(pankejk)* 1. *n* petullë; 2. *v ay.* bie në kurriz.
**pancreas** *(pankrias)* pankreas. **pandemonium** *(pandi-rnouniëm) gj.fl.* rrëmujë e madhe. «babiloni».
**pander** *(pandër)* 1. *n* kodosh; 2. *v* bëj kodoshllëk.
**pane** *(peejn)* 1. *n* xham dritareje; 2. *v* ve xhama:
**panegyric** *(panë-xhirik)* panegjirik. fjalim ose shkrim që i thur lavdi nji njeriu ose një ngjarjeje.
**panel** *(panëll)* panel. dërrasë për veshjen muri; 2. *v* vesh me panele.
**pang** *(pang)* 1) dhëmbje e tortë, dhemb-je me të therura; 2) *pl* brejtje (të ndër-gjegjes).
**panic** *(panik)* 1. *n* lemeri; panik; 2. *a* I lemerishëm.
**panicky** *(paniki)* i lemerishëm; i lebetitur. **panic-monger** *(panikmangër)* alarmues. **panic-stricken** *(panikstrikën)* i lebeti-. tur, i tmeruar.
**pannikin** *(panikin)* çanak i vogël. **panoplied** *(panëpllid)* i armatosur deri në dhëmbë.
**panoply** *(panëplli)* armatim i plotë. **panorama** *(panë-raamë)* panoramë.
**pansy** *(panzi) bot.* lule panse, surratkë. **pant** *(pant)* 1. *v* gulçoj, mbytem; 2. *n* 1) gulçim; 2) rrahje, rektimë (e zemrës). **pantaloon** *(pantë-lluun)* tuta; *amer.* pantallona.
**panther** *(panthër)* panterë.
**pantomime** *(pantëmaajm)* pantomimë.
**pantry** *(pantri)* qilar; depo.
**pants** *(pants) pl amer. gj.fl.* 1) pantallo-na; 2) të linjta.
**paper** *(pejpër)* 1. *n* 1) letër; 2) gazetë; 3) artikull; referat shkencor; 4) dokument; 5)

kartmonedhë, kambial; paper currency, paper money, kartmo-nedhë, bankonotë; 2. *v* vesh (me letra murin etj.)

**paper-knife** *(pejpëmajf)* thikë letrash. **paper-mill** *(pejpërmill)* fabrikë letre. **paper-weight** *(pejpëruejl)* thithëse zy-rash, trup gjysmë i laku ar me thithëse anash.

**pappy** *(papi)* i butë, i lëngshëm.

**par** *(paar)* sasi. shkallë mesatare. nor-male; on a par (with), në bazë të pa-rimeve të barazisë; at par, me vlerë nominale; above (below) par, mbi (nën) vlerën nominale.

**parable** *(parëbll)* një tregim, histori që përmban një mësim moral. parabolë. **parabola** *(pë-rabëllë)* *mai.* parabolë.

**parabolic(al)** *[(parë-bollik(ëll)]* parabo-lik.

**parachute** *(parëshuut)* 1. *n* parashutë; parachute landing, zbritje me para-shutë; 2. *v* zbres me parashutë.

**parachutist** *(parëshuutist)* parashutist. **parade** *(pë-reejd)* 1. *n* paradë. paraka-lim; 2. *v* parakaloj, marshoj.

**parade-ground** *(pij-reejdgraund)* shesh stërvitjeje me armë.

**paradise** *(parëdajs)* parajsë.

**paradox** *(parëdoks)* paradoks.

**paraffin** *(parëfin)* parafinë; paraffin oil, vaj parafine.

**paragon** *(parëgën)* model, shembëll (përsosmëri)

**paragraph** *(parëgraaf)* 1) paragraf; 2) kryeradhë; 3) shënim gazete.

**parallel** *(parëllell)* 1. *n* 1) paralele; 2) *er* lidhje paralele; 2. *a* 1), paralel; 2) I ngjashëm; 3. *v* 1) krahasoj; 2) gjasoj; parallel bars, *sport.* paralele;,6 draw

a parallel. bëj krahasim. krahasoj.

**parallelepiped** *(parëlle-llepiped)* paralelopiped.

**parallelogram** *(parë-llellëgram)* parale-logram.

**paralyze** *(parëllaajz)* paralizoj.

**paralysis** *(pë-rallësis)* paralizë.

**paralytic** *.(parë-llitik)* paralitik. ulok.

**paramount** *(parëmaunt)* i sipërm. i e-përm; of paramount importance, me rëndësi shumë të madhe.

**paramour** *(parëmuëf)* dashnor. dash-nore; bandill.

**parapet** *(parëpit)* 1) kangjela; parmakë; 2) *usht.* bedena.

**paraphrase** *(parëfreejz)* 1. *n* .parafrazë, përshkrim i tërthortë; rrëfim; 2. *v* parafrazoj. rrëfej me fjalët e mija.**parasite** *(parësajt)* parazit.

**parasitic** *(parë-sitik)* parazitik.

**parasol** *(parësoll)* çadëre dielli.

**paratroops** *(piirëtruups)* *pi* ushtri para-shutiste.

**parboil** *(paarboill)* 1) përvëloj; 2) pjek, përcëlloj.

**parcel** *(paarsll)* 1. *n* 1) pako; deng; 2) dërgesë; 3) kontingjent (malli); 2. *v* ndaj në pjesë; parcel out, veçoj.

**parch** *(paarç)* 1) përcëlloj; thaj; 2) pjek; 3) piqet.

**parchment** *(paarçmënt)* pergamen; dorëshkrim në pergamen

**pardon** *(paardn)* 1. *n* falje; ndjesë; *drejt.* falje; 2. *vfal;* ndjej; *drejt. fal.*

**pardonable** *(paardnëbll)* i falshëm.

**pare** *(peër)* 1) pres; krasit; pare dow. pres. shkurtoj. pakësoj (shpenzimet); 2) qëroj (patatet, frutat).

**parent** *(peërënt)* 1. *n* 1) babë; nënë; 2) *pi* prindër;. 3) i parë; 2. *s* farefisi. i afërm

**parentage** *(peërëntixh)* origjini; vijgjini.

**parental** *(pë-rentll)* prindëror. atëror.

**parenthesis** *(pë-renthësis)* 1) fjalë ose fjali e ndërmjeme; 2)' kllapa të rru-mbullakta; 3) intermeco.

**parenthetic** *(parën-thetik)* i ndërmjemë.

**parenthood** *(peërënt'hud)* atësi; amësi.

**paring** *(peëring)* 1) prerje; krasitje; 2) qërim; 3) luspa.

**parish** *(parish)* famulli; qark. rreth.

**parish-register** *(parish-rexhistër)* libër famullie.

**parity** *(pariti)* 1) barasi; paritet; 2) ana-logji.

**park** *(paark)* 1. *n* park; 2. *v* 1) rrethoj (parkun); 2) vendos. sistemoj në park (automobilat).

**parlance** *(paarllëns)* të folur; mënyre shprehjeje; in legal, medical, com-mon parlance, duke folur në gjuhë juridike. mjekësore. të zakonshme.

**parley** *(paarlli)* 1. *n* 1) bisedime; beat sound a parley, *usht.* jap të kuptohet, sinjalizoj dëshirën për të filluar bisedi-me; 2) *amer.*

këshillim. shqyrtim; 2. *v* zhvilloj bisedime.
**parliament** *(paarllëmënt)* parlament.
**parliamentary** *(pssrllë-mentëri)* parla-menti. i parlamentit. parlamentar; *fig.* i njerëzishëm.
**parlo(u)r** *(paarllër)* dhomë pritjeje.
**parlourmaid** *(paarllërmeejd)* shërbyese.
**parochial** *(pë-roukiëll)* 1) famullie. I famullisë; 2) vendi. i vendit, lokal.
**parody** *(parëdi)* 1. *n* parodi; 2. *v* parodi-, përqesh. shkruaj parodi.
**parole** *(pë-raull)* 1. *n* 1) besë; premtim; parullë; 2. *v* liroj me besë.
**parquet** *(paarkit)* 1) parket; *amer.* parter.
**parquetry** *(paarkitri)* parket.
**parrot** *(parët)* papagall.
**parry** *(pari)* 1. *n* mbrojtje; kundërgoditje; 2. *v* mbrohem; kthej. zmbraps goditjen.
**parse** *(pasrz)* bëj analizë gramatikore.
**parsimonious** *(paarsi-mouniës)* kur-simtar; dorështrënguar.
**parsimony** *(paarsimëni)* kursim; ko-praci.
**parsley** *(paarslli) bot.* majdanoz.
**parsnip** *(paarsnip) bot.* pastinakë. stër-pujë.
**parson** *(paarsn)* prift; famullitar.
**parsonage** *(paarsnixh)* shtëpi prifti.
**part** *(paan)* 1. *n* 1) pjesë; in part, pjeserisht; 2) *pi* vend. krahinë; 3) pjesëmarr-je. rol; take part (with). marr anën dikujt. marr pjesë me; take part (in). marr pjesë; take the part (of). marr anën e dikujt; 4) *muz.* parti. zë; for my part. nga ana ime; on the part (of). nga ana; part and parcel. pjesë e pandashme; 2. *v* 1) ndahem (dhe with. from); 2) ndaj.
**partake** *(paar-tejk)* (partook; parta-ken) 1) marr pjesë; 2) *gj.f!.* pi; *ha* (of).
**partaken** *(paar-iejkn) p.p.* i partake.
**parterre** *(paar-teër)* 1) parter; 2) luli-shte.
**partial** *(paarshll)* 1) i pjesshëm; 2) I anshëm. që mban anë.
**partiality** *(paarshi-allëti)* 1) anësi; 2) anim. prirje.
**participant** *(paar-tisipënt)* pjesëmarrës.
**participate** *(paar-tisipejt)* marr pjesë.
**participation** *(paanisr-pejshën)* pjesë-marrje.
**participator** *(paar-tisipejtër)* pjesëma-rres.
**participial**. *(paarti-sipëll) gram.* pjesoreje. i pjesores.
**participle** *(paanisipll)* pjesore.
**particle** *(paartikll)* 1) grimcë; 2) pjesëzë; 3) parashtesë; prapashtesë.
**party-coloured** *(paartikallërd)* larosh. me ngjyra të ndryshme.
**particular** *(për-tikjullër)* '1. *a* 1) i veçan-të; i posaçëm; in particular. sidomos; 2) kërkues. pedant; 3) special; 2. *n* 1) nollësirë; 2) *pI* raport i hollësishëm; 3) *pI* rrethanë
**particularity** *(përtikju-llarëti)* hollësi; veçori.
**particularize** *(për-tikjulléraajz)* futem në hollësira.
**particularly** *(për-tikjullërlli)* 1) sidomos veçanërisht; 2) shumë
**parting** *(paarting)* 1. *n* ndarje; 2. *a* ndar-jeje. i ndarjes; the parting of the ways udhëkryq; ndërlikim. dilemë.
**partisan** *(paarti-zan)* 1) partizan; ndje-kës; partisan of peace. partizan I paqes; 2) partizan.
**partition** *(par-tishën)* 1. *n* 1) ndarje; 2) perde; 2. *v* ndaj.
**partly** *(paartlli)* pjesërisht.
**partner** *(paannër)* pjesëmarrës. pjesëtar. shok; partner.
**partnership** *(paartnërship)* shoqëri; pje-sëmarrje
**partook** *(paar-tuk) past* i parteke.
**partridge** *(paanrixh)* thëllëzë.
**party** I *(paaui) polit.* 1. *n* parti; 2. partie. i partisë; P. card. teserë e par-tisë; P. dues. kuotë e partisë; P. man. P. member. anëtar partie.
**party** II 1) grup. ekip. njësi; 2) pritje I miqve; mbrëmje argëtimi; give a par-ty. organizoj mbrëmje argëtimi. mbrë-mje; 3) *drejt.* palë.
**parvenu** *(paarvën'juu)* parveny. njeri . që ngrihet në pozitë me dallavera. pa merita.
**pass** *(paas)* 1. *n* 1) kalim; 2) shtek. qafë; 3) leje kalimi; 4) pasaportë; 2. *v* 1} kaloj, kapërcej; 2) njoftoj; 3) marr ven-dim. jap dënim; 5) jap (provim); 6) konsiderohem si dikush (for); pass away. a) mbaroj; b) zhdukem; pass off, kalojnë (ngjarjet. ndijimet) ; pass on. a) vazhdoj; b) njoftoj; pass over, nuk ve re; më shpëton.
**passable** *(paasëbll)* 1) i kalueshëm. I pershkueshëm; 2) i durueshem.

kuq të errët; 2) bëhem i kuq i errët; skuqem si speci.

**purport** *(pëërpërt)* 1. *n* 1) kuptim. për-mbajtje; 2) qëllim; 2. *v* flas (për diçka). dëshmoj; 2) domethënë.

**purpose** *(pëërpës)* 1. *n* 1) qëllim; answer the purpose. jam i përshtat-shëm. i përgjigjem; of set purpose. me paramendim; on purpose. qëlli-misht; to little purpose. to no purpose, pa fryt; to some purpose. Jo më kot; 2) destinacion; 2. *v* kam që-llim. kam ndër mend.

**purposeful** *(pëërpësfll)* 1) me qëllim të caktuar; 2) me paramendim.

**purposeless** *(pëërpësllis)* pa qëllim. I padobishëm.

**purposely** *(pëërpëslli)* qëllimisht. enkas. me dashje.

**purr** *(pëër)* 1. *v* gërret; 2. *n* gërritje.

**purse** *(pëërs)* 1. *n* 1) qese kuletë; *fig.* para; 2) arkë. haznë; 3) çmim; 2. *v* . 1) rrudh; 2) rrudhem.

**pursuance** *(për-sjuënsJ* kryerje. zbatim; In pursuance (of). gjatë kryerjes. rea-lizimit (të detyrës. planit etj,).

**pursuant** *(për-sjuënt):* pursuant (to), në pajtim me. duke marrë parasysh (di-çka).

**pursue** *(për-sjuu)* 1) ndjek; 2) vazhdoj; pursue a policy (of), ndjek poli-tikën (e).

**pursuer** *(për-sjuër)* ndjekës.

**pursuit** *(për-sjuut)* 1) ndjekje; 2) të qenët i zënë me diçka.

**pursy** *(pëërsi)* 1) i sëmurë nga gulçimi: gulçues; 2) i majmë. i ngjallur.

**purulent** *(pjurëllëlJ!)* i qelbëzuar.

**purvey** *(për-veej)* 1) furnizoj (me gjëra ushqimore); 2) grumbulloj.

**purveyance** *(për-veejëns)* 1) rezerva; 2) grumbullim.

**purveyor** *(për-veejër)* furnizues; sipërmarrës.

**purview** *(pëërvjuu)* 1) artikull: 2) sfere. kompetencë; kufi; fushë (e veprimit): 3) horizont.

**pus** *(pas)* qelb.

**push** *(push)* 1. *n* 1) shtytje; 2) presion. shtypje; 3) sulm; 4) energji. vendo-smëri; 5) sustë (edhe push button); 2. *v* 1) shtyj; «i jap rrugë» çështjes; 2) futem; 3) shtyp; 4) çoj përpara; 5) shkoj përpara; push off. a) *det.* marr vrull; rrokullis: b) shes mallra; -push on. nxitoj përpara.

**push-cart** *(pushkaart)* karrocë dore.

**pushing** *(pushing)* energjik; njeri me ini-ciativë.

**pusillanimity** *(pjuusillë-nimëti)* të qenët shpirtvogël. frikaman.

**pusillanimous** *(pjuusi-llanimës)* shpirt-vogël.

**puss** *(pus)* 1) mace e vogël; 2) *gjuet.* lepur.

**pussy** *(pusi)* 1) mace; 2) gjë e butë me push; pussy willow. lloj shelgu.

**pussy-cat** *(pusikat)* shih pussy 1.

**pustulate** *(pastjullejt)* mbulohem me pu-çrra

**pustulous** *(pastjullës)* i mbuluar me puçrra:

**put** *(put)* (put) 1) ve. vendos; 2) vlerësoj. caktoj (madhësinë sasinë, shpreh (me fjalë): përkthej (into): 4) hedh. flak; put about a) *glft.* shqe-tësoj: b) *det.* marr drejtim tjetër kun-drejt, erës; c) përhap (zëra); put across, transportoj (me lundër etj.) ; nis. dergoj; put aside, l, (në një anë); put away, a) ve mënjanë (para); b) ha, përlaj (ushqimin); put back, a) ve, sjell në vendin e mëparshëm; b) kthehem në liman; put by, a) ve, le mënjanë (si rezervë); b) i largohem (bisedës, çështjes); përpiqem të mos vrej; put down. a) regjistroj; b) detyroj të heshtë; e) ja vesh (dikujt); put forth, a) tregoj (fuqi); b) ve në qarkullim; e) lëshon filiza; put for-ward, parashtroj, paraqes; put in, a) *det.* hyn në liman; i afrohem bregut; b) paraqes për shqyrtim; c) bëj (vrejtje); *ç)gj.fI.* kryej (punën); d) kaloj (kohën); e) *amer.* vë në shfrytëzim (një repart, uzinë); put in an appearance, çfa-qem, tregohem; put off, a) lë mënjanë; shtyj afatrn: b) heq nga vetja; e) ja ndryshoj mendjen; c) heq qafe, shpë-toj; d) *det.* zgjidh litarin, niset anija; put on, a) ve; b) marr (pamjen); c) shtoj; put out, a) dredh, qes, ndrydh (krahun etj.); b) shuaj; c) ngacmoj, pengoj (ndonjë); ç) dal në det; put out of countenance, turbulloj; put through, a) kryej, bëj (punën); b) lidh (me telefon); put together, a) . krahasoj; b) bëj kompilacion; put up, a) ndërtoj; b) frikësoj (egërsirat); e) ngre çmimet; ç) ve (një shpallje) d) shes në

ankand; e) paketoj; fut; put up (at), ndalem (përkohë-sisht); put up (with), pajtohem; 6-put an end (to), ndaloj, i jap fund; put smb, at his ease, i jap zemër dikujt; put one's hand (to), filloj të punoj (rreth diçkaje); put heads to-gether, këshillohem; put in black and white, shkruaj; put into effect, vë në veprim; zbatoj; put into ser-vice, *usht:* marr në shërbim nën armë; put smb, on his guard, paralajmëroj ndonjë; put smb. off his guard, ve në gjumë vigjilencën e dikujt; put off the scent, ja ngatërroj mendjen;. humb gjurmet; put on flesh, *gj.fl.* trashem; put out of temper, ngacmoj, zemëroj, put one right (with), çfajësoj, justifikoj dikë në sytë e dikujt; put to death, ekzekutoj; put to flight, ve në ikje; put to inconvenience, vë.shtirësoj; put to rout, shpartalloj, vë në ikje; put to sea, dal në det; put to the test, provoj; sprovoj; put the horses (to), mbrej kuajt. -

**putrefaction** *(pjuutri-fakshën)* kalbje.

**putrefy** *(pjuutrifaaj)* kalb; qelbëzoj,

**putrescent** *(pjuu-tresnt)* që kalbet.

**putrid** *(pjuutrid)* 1) i kalbur; 2)i qelbur.

**putridity** *(pju-tridëti)* kalbje, kalbësirë. puttee, putti(e) *(pati)* 1) mbështjellje (për këmbë), dollakë; 2) gambale.

**putty** *(pati)* 1. *n* stuko; 2. *v* mbyll me stuko.

**puzzle** *(pazll)* 1) mosmarrëveshje; 2) ngatërresë; 3) çështje e pazgjidhshme; 4) enigmë, 2. *v* 1) fut në qorr-sokak; hutoj; zë ngushtë; 2) vras men-djen (për diçka).

**puzzlement** *(pazllmënt)* rrëmujë.

**pygmy** *(pigmi)xhuxh,* shkurtabiq, pigme.

**pyjamas** *(pi-xhaamëz) pl* pixhama.

**pyramid** *(pirëmid)* piramidë.

**pyramidal** *(pi-ramidll)* piramidal.

**pyrites** *(pë-rajtijiz)* pirit.

# Q

**Q,q** *(kjuu)* shkronjë e shtatëmbëdhjetë e alfabetit anglez.
**quack** I *(kuak)* 1. *n* gagaritje; 2. *v* ga-garit.
**quack** II sharlatan.
**quackery** *(kuakëri)* sharlatanizëm.
**quadrangle** *(kuodrangll)* katërkëndësh.
**quadrant** *(kuodrënt)* kuadrant.
**quadrilateral** *(kuodri-llatërëll)* katërfa-qesh.
**quadruped** *(kuodruped)* katërkëmbesh.
**quadruple** *(kuë-druupll)* katërfish; qëpërbëhet prej katër pjesësh,
**quaff** *(kuaaf)* pij me gllënka të mëdha.
**quag** *(kuag)* moçal; baltovinë.
**quagmire** *(kuagmaeër)* kënetë.
**quail** I *(kueiëll)*- shkurtë.
**quail** II dridhem, frikësohem.
**quaint** *(kuejnt)* i çuditshëm, ekstrava-gant.
**quake** *(kuejk)* dridhem, kam frikë.
**qualification** *(kuollifi-kejshën)* 1) kua-lifikim; 2) rezervë, kufizim; cens, kufi arësimi, banimi etj.); 2. *v* 1) kualifikoj: 2) kualifikohem: 3) përcaktoj, emërtoj; 4) ndryshoj, kufizoj.
**qualitative** *(kuollitëtiv)* cilësor, cilësie, I cilësisë.
**qualitatively** *(kuollitëtivlli)* në cilësi.
**quality** *(kuollëti)* 1). cilësi; 2) vlerë; lloj.
**qualm** *(kuaam)* 1) të pështirë: 2) ndruaj-tje. dyshime. ngurrime: 3) brejtje. të vrarët e ndërgjegjes.
**quandary** *(kuon-deëri)* vështirësi; mos-kuptim.
**quantitative** *(kuontitëtiv)* sasior , sa-sie, i sasisë.
**quantity** *(kuontëti)* sasi: quantity pro-duction, prodhim në masë.
**quarantine** *(kuorëntijin)* 1. *n* karantinë; 2. *vve* nën karantinë.
**quarrel** *(kuorëll)* 1. *n* grindje; make up a quarrel, pajtohem: 2. *v* grindem. **quarrelsome** *(kuorëllsëm)* grindavec.
**quarry** I *(kuori)* 1. *n* gurore; 2. *v* 1) nxjerr (prej gurores); 2) kërkoj.
**quarry** II *(kuori)* gjah; pre; egërsirë e ndjekur.
**quart** *(kuoort)* masë lëngjesh prej 1,14 liter
**quarter** *{kuoortër)1. n* 1) e katërt. çerek; 2) një çerek ore; 3) lagje (qyteti): tremujor; 4) *pl* banesë; *usht.* kuartiere; kazermë; 5) vend; from all quarters, nga çdo anë; 6) *amer.* monedhë prej 25 qindarkash: at close quarters, close quarters, përleshem me grushta. futem në grindje; 2. *v* 1) ndaj katërsh; 2) vendos në banesa. strehime: **quarterly** *(kuoortërlli)* 1. *a* tremuajsh: 2. *n* revistë që del një herë në tre muaj.
**quartermaster** *(kuoortërmaastër)* magazinier ushtrie, intendent
**quartz** *(kuoorts)* kuarc.
**quash** *(kuosh)* anuloj.
**quaver** *(kuejviir)* 1. *n* 1) dridhje zëri; 2) dridhje; 2. *v* dridhem, drithmohem.
**quay** *(kiji)* mol; rrugë buzë deti.
**queen** *(kuijin)* 1) mbretëreshë;, 2) lojë me letra damë; 3) mbretëreshë. amë (tek bletët).
**queer** *(kuiër)1* i çuditshëm: in a. street, *gjfl.* në gjendje të vështirë; 2) i dy-shimtë; feel queer, ndjej dobësi. marrje mendësh. -
**quell** *(kue!l)* shtyp, shpartalloj; shuaj.
**quench** *(kuenç)* 1) shuaj: 2) fik; 3) ftoh.
**querulous** *(kuerëllës)* murmurues. an-kues. qaraman; që zemërohet shpejt.
**query** *(kuiëri)* 1. *n* pyetje; 2. *v* 1) pyes; 2) ve në dyshim.

**quest** *(kuest)* 1. *n* 1) kërkime; 2) send i gjetur: 3) hetim paraprak: 2. *v* kërkoj.

**question** *(kuesçën)* 1. *n* 1) pyetje; 2) çështje, problem: 3) dyshim: beyond, out of question, jashtë çdo dyshimi: the question is, puna është këtu, this is out of the question, për këte as që mund të flitet; 2. *v* 1) bëj pyetje 2) marr në pyetje: 3) ve në dyshim.

**questionable** *(kuesçënëbll)* i dyshimtë.

**question-mark** *(kuesçënmaark)* pikë-pyetje.

**questionnaire** *(kuestjë-neër)* listë pye-tjesh. anketë.

**queue** *(kjuu)* 1. *n* 1) gërshetë (flokësh); 2) radhë. bisht: 2. *v* rri në radhë.

**quibble** *(kuibll)* 1. *n* 1) lojë fjalësh; 2 sofizëm: 3) i shmangshem. i bëj bisht (përgjigjes së drejtpërd!ejt. thelbit të çështjes) .

**quick** *(kuik)* 1. *a* 1) i shpejtë. i gjallë, i zhdërvjellët: quick temper, gjaknxeh-tësi: 2) i kuptueshëm; 2. *v* pi kë deli kate; eut to the quick, lëndoj rëndë; 3. *adv* shpejt.-

**quicklime** *(kuikllaajm)* gëlqere e pa-shuar.

**quicksand** *(kuiksand)* rërë e butë e cila të fundos lehtësisht. rërë e lëvizëshme. **quicksilver** *(kuiksillvër)* zhivë.

**quid** I *(kuid) gif!.* funt sterlinash.

**quid** II duhan qëpërtypet, për përtypje.

**quiet** *(kuaeët)* 1. *n* qetësi. heshtje; 2. i qetë. i heshtur; keap quiet! mos bënr zhurmë!; on the quiet, fshehurazi; në heshtje; 3. *v* 1) qetësoj: 2) qetësohem; -quiet down, pushon.

**quill** *(kuill)* 1) pendë (zogu); 2) kunj dhëmbësh.

**quilt** *(kuillt)* jorgan.

**quince** *(kuins)* f tua,

**quinine** *(kuiniiin)* kininë.

**quinsy** *(kuinzi)* anginë.

**quip** *(kuip)* epigramë; thumbim.

**quit** *(kult)* le, braktis.

**quite** *(kuajt)* tërë; krejt; plotësisht; quite so I, krejt e vërtetë!;. quite the thing. sipas modës,

**quits** *(kuits):* b. quits (with), barabar, fit e fit: pa borxhe.

**quiver** *(kuivër)* 1. *n* dridhje; përpëlitje; 2. *v* dridhem, përpëlitem.

**quiz** I *(kuiz)* 1. *n* shaka, tallje; përqeshje; 2. *v* tall. përqesh.

**quiz** II *amer.* 1. *n* provim paraprak; pyetje kontrolli; 2. *v* bëj përsëritje, prova kon-trolli.

**quoin** *(koojn)* 1) çip ndërtese; 2) pykë.

**quota** *(kuoutë)* kuotë. pjesë; norme e prodhimit.

**quotation** *(kuou-tejshën)* vlerësim. kuotim (në bursë)

**quotation-marks** *(kuou tejshënma-arks)* thonjëza.

**quote** *(kuout)* 1. *n* 1) *gj.f!.* citat; 2) *p;* thonjëza; 2. *v* 1) citoj, i referohem përmend; 2) cakoj çmimin.

# R

**R, r** *(aar)* shkronja e tetëmbëdhjetë e alfabetit anglez.
**rabbit** *(rabit)* kunel. lepur i butë.
**rabble** *(rabll)* fundërri. llum i popullit.
**rabid** *(ra bid)* i xhindosur: i tërbuar.
**rabies** *(rejbiz)* mjek. hidrofobi: tërbim.
**raccoon** *(rë-kuun)* shih racoon.
**race** I *(reis)* racë: soj.
**race** II gara shpejtësie.
**racecourse** *(reiskoors)* hipodrom.
**racial** *(reishëll)* radal.
**rack** *(rak)* 1. *n* 1) kornizë, mbështetëse; 2) varëse; 3) raft; rjetë (për plaçka në vagon); 4) *hist.* vegël. kavalet (për tortura); *fig.* torturë; 2. *v* 1) torturoj, mundoj; 2) dërmoj me punë jashtë forcave, jashtë mase; rack one's bra-ins, vras mendjen.
**racket** I *(rakir)* raketë (për lojë në tenis).
**racket** II *(rakit)* 1)- zhurmë, rrëmujë; 2)*amer.* kërcënim. shantazh.
**racketeer** *(raki-tiër) amer.* bandit që kër-cënon, që bën shantazh. .
**racketeering** *(rëki-tiërinq) amer.* ban-ditizëm; korrupsion politik dhe terror.
**racy** *(rejsi)* 1) pikant; me shije të mprehtë; 2) specifik.
**radar** *(radër)* radiolokator.
**radial** *(rejdiëll)* 1) rrezeje, i rrezes; 2) rrezatues.
**radiance** *(reidiëns)* ndriçim. shkëlqim.
**radiant** *(rejdiënt)* 1. *a* ndriçonjës: rreza-tonjës: 2. *n fiz.* burim nxehtësi e, drite. **radiate** *(rejdieJt)* rrezatoj.
**radiation** *(rejdi"ejshën)* rrezatim.
**radiator** *(rejdiejtër)* radiator.
**radical** I *(rlidikll)* 1. *n:* R. *polit.* radikal; 2. rrënjësor. rrënje, i rrënjës.
**radical** II *mat.* rrënjë.
**radio** *(reidiou)* 1. *n* radio; 2. v transmetoj një radiogramë.
**radiograph** *(reidiougraaf)* radiografi.
**radio-location** *(rejdioullou-kejshën)* ra-diolokacion.
**radioman** *(rejdioumën)* radist.
**radish** *(radish)* repë. rrikë.
**radium** *(reidiëm)* radium.
**raffle** *(rafll)* llotari.
**raft** *(raaft)* 1. *n* trap; 2. *v* kapërcej me trap.
**rafter** *(raaftër)* 1) trapaxhi: 2) gërshërë-za, tra.
**rag** I *(reg)* leckë.
**rag** II *gjf/.* 1) shaj: 2) nguc; 3) shkaktojzhurmë. çrregullim.
**ragamuffin** *(ragëmafin)* rreckaman.
**rage** *(reejxh)* , 1. *n* 1) zemërim; tërbim; 2) *gif!* mani; modë; 2. *v* 1) tërbohem; 2) bën kërdi (epidemia etj.).
**ragged** *(rligid)* 1) rreckaman. i rreckosur; 2) i ashpër. i dhëmbëzuar.
**ragtag** *(riigtlig)* fundërri e shoqërisë. zhelan.
**raid** *(reejd)* 1. *n* bastisje; sulm; 2. *v* sul-moj; bastis.
**rail** I *(rejëll)* shaj.
**rail** II 1. *n* 1) parmakë; traversë; 2) binar; by rail nëpër hekurudhë; 2. *v* 1) tran sportoj. udhëtoj me hekurudhë; 2) ve binarët: 3) rrethoj me parmakë.
**railing** *(rejëlling)* 1) parmakë; 2) rretho-re.
**raillery** *(reiëllëri)* shaka pa të keq.
**railroad** *(rejëllroud)* 1. *n* hekurudhë; 2. *v gj.f!.* fut. zbatoj me urgjencë (një projekt-ligjë, vendim).
**railway** *(rejëlluej)* hekurudhë; railway bad. binarë hekurudhe.

**raiment** *(rejmënt) poet.* veshje.
**rain** *(reejn)* 1. *n* shi; 2. *v* 1) : it rains. It is raining. bie shi; 2) hedh; 3) derdhet.
**rainbow** *(reejnbou)* ylber.
**raincoat** *(reejnkout)* mushama; im per-meabël.
**rainless** *(reejnles)* i thatë. pa shi.
**rainproof** rain tight *(reejnpruuf.-tajt)*i papërshkueshëm nga uji. i palagshëm
**rainy** *(reejni)* me shi.
**raise** *(reejz)* 1) ngre. rrit. lartësoj; raise production. shtoj prodhimin; 2) shkaktoj; 3) rrit. edukoj; 4) mbledh. krijoj (ushtri. flotë); raise the blockade. (siege). heq ose çaj blo-kadën; raise bread. ze brumin; raise the davil raise hell. *amer.* raise the roof. bëj potere. bujë; raise a loan. marr hua; raise money. gjej para.
**raisin** *(reizn)* stafidhe. rrush i thatë.
**rajah** *(raaxhë)* raxhë. princ indian.
**rake** I *(rejk)* 1. *n* grabujë. rashqel; 2. *v* 1) gërmoj; 2) mbledh; 3) pastroj me grabujë; 4) kërkoj me kujdes. futem di-ku thellë.
**rake** II zuzar. plangprishës.
**rake-off** *(rejkof) gj.fl.* pjesë e paligjë-shme në të ardhura. ryshfet.
**rakish** *(rejkish)* mendjelehtë. i çthurur.
**rally** I *(rimi)* tall. ironizoj.
**rally** II 1. *n* mbledhje e përgjithshme;. 2. *v* 1) mblidhen. bashkojnë fuqitë; 2) marrin veten.
**ram** *(ram)* 1. *n* 1) dash; 2) vegël rrenimi; 2. *v* 1) ngul. rrah; 2) rrenoj me dash (mjet për të shembur muret e kalasë). .
**ramble** *(rambll)1. n* shetitje (pa ndonjë qëllim të caktuar); 2. *v* 1) endem; 2) flas pa lidhje.
**rambling** *(ramblling)* 1) pa lidhje; 2) endacak; 3) i shpërndarë.
**ramification** *(ramifi-kejshën)* degëzim.
**ramp** I *(ramp)* 1. *n* shpat; pjerrësi (lumi. ledhi); 2. *v* kacaviren (bimët).
**ramp** II tërbohet. bën kërdi.
**rampancy** *(rampënsi)* agresivitet.
**rampant** *(rampënt)* 1) i pandalueshëm i pafrenueshëm; 2) që qëndron qirithi (për kafshët e mësuara).
**rampart** *(rampaart)* ledh: *fig.* mburojë.
**ramshackle** *(ramshakll)* i shkallmuar i vjetër.
**ran** *(din) past* i run I.
**ranch** *(raanç)* pronë e madhe, fermë (për blegtori. pemë etj.).
**rancid** *(ransid)* i athët; i hidhëruar. i pri-shur.
**rancor** *(rankër)* mëri; cmir; garaz; inat. zemërim i fshehtë.
**random** *(randëm)* i rastësishëm. i zgje-dhur në tym; at random. në tym. ku-turu.
**rang** *(rang) past* i ring 1.
**range** I *(reeinxh)* 1. *n* 1) kufi; hapësire amplitudë; *fig.* zonë e përhapjes; 2) radhë; vijë: varg (malesh); 3) *usht.* largësi; largësi qitjeje; të qenët i arri-shëm; 4) poligon; 2. *v* 1) vendos. ve nëradhë. në rresht; 2) luhatem (brenda kufijsh të caktuar) ; 3) qëllon në largësi të caktuar (topi. pushka).
**range** II shporet.
**ranger** *(reejnxhër)* 1) rojtar pylli; 2) polic me. kalë.
**rank** I *(rank)* 1. *n* 1 ) varg. rresht; 2) titull. ofiq; rank and file (edhe the ranks ushtarë të thjeshtë; 3) kategori; 2. 1) ve në radhë; 2) klasifi koj; 3) ze vendin e parë.
**rank** II 1) e lulëzuar (bimësia); 2) pjellore (toka).
**rank** III 1) me erë. shije të qelbur; 2) I neveritshëm. i ndyrë; i regjur. me dam-kë.
**rankle** *(rankll)* më mundon. më cfilit (kujtimi etj.).
**ransack** *(ransak)* 1) kontrolloj.rëmoj; 2) plaçkit.
**ransom** *(ransëm)* 1. *n* shpërblesë; 2. *v* liroj me shpërblesë,
**rant** *(rant)* flas me fjalë të mëdha.
**rap** I *(rap)* 1. *n* goditje e lehtë. kërcitje; 2. *v* 1) godit lehtë; 2) *amer.* kritikoj.
**rap** II *vj.* para e vogël; *fig.* diçka që nuk kushton asgjë; I don’t care a rap’. *fj. tr.* unë s’e çaj kokën për këtë; not a rap. asnjë grosh.
**rapacious** *(rë-pejshës)* 1) i pangopur; 2) grabitës.
**rapacity** *(rë-pasëti)* 1) grykësi; 2) gra-bitje.
**rape** I *(rejp)* repë fushe.
**rape** II përdhunim.
**rapid** *(rapid)* 1. *a* 1) i shpejtë; 2) i vrullshëm; 2. *n (zak. pi)* pr-agjet (e një lumi).
**rapidity** *(rë-pidëti)* shpejtësi,
**rapine** *(riipin)* grabitje.
**rapt** *(rapt)* 1) i mahnitur; i apasionuar; 2) i zhytur (ne mendime etj.).

**rapture** *(ripçër)* entuziazëm; dalldisje.
**rare** *(reër)* 1) j rrallë; 2) i rralluar; 3) I shkëlqyer; 4) *amer.* i papjekur.
**rarely** *(reërlli)* 1) rrallë; 2) në mënyrë madhështore.
**rarity** *(reëriti)* gjë e rrallë.
**rascal** *(raaskll)* maskara. zuzar.
**rash** I *(resh)* puçrra.
**rash** II 1) i vrullshëm; 2) kokëndezur. I paarësyeshëm.
**rasher** *(rashër)* copë gjoksi ose proshute.
**rashness** *(rashnis)* 1) shpejtësi. rrë-mbim; 2) ngutje. nxitim.
**rasp** *(raasp)* 1) rende. gërresë; 2) limë; 2. *v* 1) gërryej; 2) grij në rende; 2) ngacmoj. acaroj. iritoj.
**raspberry** *(raazbri)* mjedër.
**rat** I*(rat)* 1. *n* 1) mi gjirizesh; 2) *pl* dokrra; 2. *v* *gj.fl.* tradhëtoj partinë time.
**rate** II *(rejt)* shaj, nxjerr kokëçarje.
**rate** III. *n* 1) taksë; riormë; 2) kategori. klasë; lloj; first rate. second rate etj) i dorës së parë (i dores së dytë etj.); 3) çmim. vlerësim; 4) ritm; at any rate. në çdo rast; 2. *v* vlerësoj.
**ratepayer** *(rejtpejër)* i tatuar.
**rather** *(raadhër)* 1) më shpejt. më mirë; 2) lehtë. deri në një farë shkalle; 3) *gj.fl.* dhe kjo na duhej.
**ratification** *(ratifi-kejshën)* ratifikim.
**ratify** *(ratifaaj)* vërtetoj; ratifikoj.
**rating** I *(rejting)* qortim. vrejtje.
**rating** II 1) vleresim; 2) shkallë. pozitë. rang.
**ratio** *(rejsh(ou)* përpjesë. raport.
**ration** *(rashën)'* 1. *n* 1) pjesë. racion; ration system. sistem triskëtimi; 2) *pl* ushqime, zahire; 2. *v* 1) ndaj në pje-së, racionoj, kufizoj (dhënien e një gjë-je); 2) jap (racionin).
**rational** *(rashënëll)* i arësyeshëm; ra-cional
**rationality** *(rashë-nallëti)* të kuptuar sipas arësyes, racionalitet.
**rationalization** *(rashenëllaj-zejshën)* ra-cionalizim.
**rationalize** *(rashënëllaajz)* racionalizoj.
**rattle** *(ratll)* 1. *v* 1) rrapas; gjëmon; për-hapet me zhurmë; 2) llomotit pa pu-shim; 3) mësoj, them «mekanikisht»(mësimin, fjalën); 4) *gj.fl.* frikësoj, shqetësoj; 5) kakton, bën tinguj të shkurtër, të mprehtë me të shpejtë, njëri pas tjetrit 2. *v* 1) rrapamë; rraketike; 2) zhurmë, potere; 3) krismii; tinguj të shkurtër, të mprehta të dhani me shpejtësi njëri pas tjetrit.
**rattlebrained** *(ratllbrejnd)* kokëfyell.
**rattlesnake** *(ratllsnejk)* gjarpër me zile.
**raucous** *(rookës)* i ngjirur, i ashpër.
**ravage** *(ravixh)* 1. *n* shkretim, rrënim; i veprim shkatërrues; 2. *v* shkretoj, shka-tërroj.
**rave** *(reejv)* 1) flas përçart; jam në kllapi; . 2) tërbohem; 3), flas me admirim, I entuziazmuar.
**raven** *(rejvn)* korb.
**ravenous** *(ravnës)* 1) llupës, grykës; 2) . plaçkitës.
**ravine** *(rë.vijin)* grykë e thellë; pllasko-më; luginë e ngushtë, e thellë.
**ravish** *(ra vish)* grabit, rrëmbej (një vajzë); turpëroj.
**raw** *(roo)* 1. *a* 1) i papërpunuar; raw material. lëndë e parë; 2) pa përvojë; 3) i vrërët. me lagështi (moti); 2. *n* gër-vishtje; 6 touch on the raw. lëndojrëndë.
**raw-boned** *(roobound)* i dobët, kockë e lëkurë.
**ray** I *(rej)* rreze.
**ray** II *zool.* kandil deti (peshk).
**rayon** *(rejën)* mëndafsh artificial, vis-kozë.
**raze** *(reejz)* 1) rrenoj me themel; raze to the ground. rrafshoj, e bëj një me tokën; 2) fshij, shlyej.
**razor** *(rejzë,)* brisk rroje.
**re**- *(ri-)* pref që i jep foljes kuptim përsë-ritjeje, përtëritjeje të veprimit përsëri, rishtas, edhe një herë; ri-; reread. le-xoj përsëri. rilexoj; rewrite. kopjoj etj.
**reach** *(rijç)* 1. *v* 1) shtrij, zgjat; 2) arrij; 3) shtrihem; 2. *n* kufi i arritjes. për-fshirje; out of reach. jashtë kufijve të arritjes, kapjes.
**react** *(ri-akt)* reagoj, kundërveproj.
**reaction** *(ri-akshën)* reakcion; kundër-veprim.
**reactionary** *(ri-akshënëri)* 1. *a* kundër-veprues; .reakcionar; 2. *n* reakcionar.
**reactive** *(ri-aktiv)* 1) kundërveprues; 2) reaktiv.
**read** *(rijid)* (read. red) lexoj.

**reader** *(rijdër)* 1) Jexues; 2) antologji; deklamues; 3) korektor; 4) recanzent:
**readiness** *(redinës)* 1) gatishmëri; 2) shkathtësi mendore
**reading** *(rijding)* 1) lexim; 2) paraqitje e një aparati.
**reading-room** *(rijdingrum)* sallë leximi.
**readjust** *(rië-xhast)* 1) përpunoj; ndreq; 2) përshtas, adaptoj.
**ready** *(redi)* 1) i gatshëm; 2) i prirur;. ready money. me para në dorë.
**ready-made** *(redi-meejd)* i gatshëm (për rroba etj.).
**reagent** *(ri-ejxhënt)* reaktiv.
**real** *(riëll)* 1) i vërtetë, real; real wages pagë reale; 2) e patundëshme (pa-suria).
**realistic** *(rië-llistik)* realist.
**reality** *(ri-allëti)* realitet. vertetësi.
**realization** *(riëllaj-zejshën)* 1) realizoj; 2) parafytyroj; 3) kuptoj.
**really** *(riëlli)* me të vërtetë, realisht.
**realm** *(rellm)* mbretëri; *fig.* fushë, sferë.
**reap** *(rijp)* korr; *fig.* mbledh frytet;
**reaping-hook** *(rijpinghuk)* drapër. rear I *(riër)* 1) ngre; 2) edukoj; rrit; 3) ngrihet në dy këmbët e para.
**rear** I *(rier)* ngre, edukoj, rrit, ngrihet me dy kembet e para.
**rear** II 1. *n* prapavijë; anë e prapme; bring up the rear. mbyll kortezhin. paradën, marshimin; 2. *a* i prapëm.
**rear-admiral** *(riër-admërëll)* nën-ad-miral.
**rearguard** *(riërgaard)* praparojë.
**rearmost** *(riërmoust)* më i fundit. i pra-pavijave.
**reason** *(rijzn)* 1) arësye, gjykim; hear reason. listen to reason. bindem, pranoj të më mbushin mendjen; it stands to reason. qartë, kuptohet vetiu; 2) shkak, arësye; 2. *v1)* a-rësyetoj; 2) përfundoj (vendos).
**reasonable** *(rijznëbll)* 1) i arësyeshëm; 2) i matur; 3) i pranueshëm.
**reassure** *(rië-shuër)* qetësoj, siguroj.
**rebel** 1. *n (rebll)* kryengritës, rebel; 2.*v (ri-bell)* ngre krye, bëj kryengritje.
**rebellious** *(ri-belljës)* kryengritës, i pa-bindur.
**rebound** *(ri-baund)* 1. n/kthim; prapsje; 2. *v* kërcej prapa
**rebuff** *(ri-bar)* 1. *n* qëndresë, kundërshtim; 2. *v* bëj qëndresë; kundërshtoj, praps. I
**rebuke** *(ri-bjuuk)* 1. *n* 1) qortim; 2)vrejtje; 2. *v* 1) qortoj; 2) heq vrejtje.
**recalcitrant** *(ri-ksllsitrënt)* i pabindur.
**recall** *(ri-kooll)* 1. *v* 1) shkarkoj (një nëpunës); 2) pezulloj; 3) më kujtohet; 2. *n* 1) shkarkim nga detyra (i një në-punësi); 2) usht. sinjal për kthim.
**recant** *(ri-kane)* heq dorë.
**recapitulate** *(rijkë-pitjullejt)* përmbledh; përsërit pikat kryesore.
**recapitulation** *(rijkëpitju-Ilejshën)* përmbledhje; përsëritje në pika kryesore.
**recede** *(ri-sijid)* 1) tërhiqem; largohem; 2) heq dorë.
**receipt** *(ri-sipt)* 1) dëftesë pagimi; 2) marrje; 3) *(zak. pl)* e ardhur; 4) receti (sidomos për gatim).
**receive** *(ri-sijiv)* 1) pranoj, pres; 2) marr në dorëzim; the received opinion. opinion i përgjithshëm; 3) perceptoj. kuptoj.
**receiver** *(ri-sijivër)* 1) marres; 2) radio-marrës; 3) mikrofon; 4) fshehës i gjësë se vjedhur.
**recent** *(risnt)* i kohës së fundit; i ri.
**recently** *(rijsntlli)* pak kohë më parë, s'ka shumë kohë.
**receptacle** *(ri-septëkll)* mbajtës; re-zervuar.
**reception** *(ri-sepshën)* 1) pritje; 2) marr-je
**receptive** *(ri-septiv)* i ndijshëm. i gat-shëm (për të pranuar ide të reja etj.).
**recess** I *(ri-ses)* 1. *n* pushim në mes të mësimeve; *amer.* pushime; 2. *v* caktoj pushimin.
**recess** II 1) mazgall; skutë; 2) vend I fshehtë.
**recession** *(ri-seshën)* largim.
**recipe** *(resipij)* recetë; mjet.
**recipient** *(ri-sipiënt)* marrës.
**reciprocal** *(ri-siprëkëll)* reciprok, i dyanshëm.
**reciprocate** *(ri-siprëkejt)* 1) shpërblej (shërbimin etj.); 2) *tek.* ecën poshtë e lart.
**reciprocity** *(resi-prosëti)* 1) reciproci-tet; 2) bashkëveprim.
**recital** *(ri-sajtll)* 1) deklamim; 2) rrëfim; 3) tregim i hollësishëm.
**recitation** *(resi-tejshën)* 1) deklamim, recitim; 2) *amer.* përpunim i materialit në seminar.
**recite** *(ri-sajt)* 1) recitoj, deklamoj; 2)

emërtoj, numërtoj; 3) *amer.* përgjigjem (në mësim).
**reckless** *(rekllis)* i paarësyeshëm, i pa-gjykueshëm; i nxituar, kokëndezur: i çkujdesur.
**reckon** *(rekn)* 1) numëroj; llogarit; 2) fut në numërin (e diçkaje); 3) qëroj hesapin (me ndonjë); 4) *amer.* mendoj, më duket.
**reckoning** *(rekning)* llogari; llogaritje.
**reclaim** *(ri-klleejm)* 1) kërkoj të më kthe-. het; rikërkoj; 2) ve në shfrytëzim (toka të papërshtatshme, të braktisura); 3) bëj përmirësime. bonifikime.
**reclamation** *(rekllë-mejshën)* 1) tharje, bonifikim; 2) vënie në shfrytëzim (e tokave më parë të papunuara).
**recline** *(rickllaajn)* rri gjysmë i shtrirë; shtrhem; vendos trupin në një pozi-cion shlodhjeje.
**recluse** *(ri-klluus)* oshënar, oshënare; dremit.
**recognition** *(rekëg-nishën)* 1) njohje; 2) aprovim, pranim.
**recognize** *(rekëgnaajz)* 1) njoh; 2) pranoj
**recoil** *(ri-koeëll)* 1. *n* 1) kthim; prapsje; 2) shtrirje prapa. teptisje; 2. *v* 1) prap-sem 2) teptis (arma). .
**recollect** *(rekë-llekt)* kujtoj, sjell ndër mend.
**recollection** *(rekë-llekshën)* të kujtuar; within my recollection. në kujtesën time.
**recommend** *(rekë-mend)* 1) rekoma-ndoj; 2) ja besoj në kujdes.
**recommendation** *(rekemen-dejshën)* rekomandim.
**recompense** *(rekëm-pens)* 1. *n* shpër-blim, dëmshpërblim; 2. *v* shpërblej; kompensoj.
**reconcile** *(rekënsaeëll)* pajtoj.
**reconciliation** *(rekënsilli-ejshën)* paj-tim.
**reconnaissance** *(ri-konësëns)* zbulim.
**reconnoiter** *(rekë-nojtër)* bëj zbulim.
**reconstruct** *(rijkën-strakt)* ndërtoj; më-këmb.
**reconstruction** *(rijkën-strakshën)* ri-ndërtim; mëkëmbje.
**record** I 1. *n (rekoord)* 1) dokument; 2) protokoll; 3) pllakë gramafonl; 4) re-kord; 5) namë, famë; 2. *v (ri-koord)* 1) shenoj, regjistroj; 2) përjetësoj; 3) incizoj në pllakë; 3. *a* rekord.
**recount** *(ri-kaunt)* tregoj, rrefej.
**re-count** *(rij-kaunt)* numëroj një nga një, numeroj.
**recoup** *(ri-kuup)* shpërblej, kompensoj.
**recourse** *(ri-koors)* 1) kërkim ndihme; 2) strehë, mbrojtje.
**recover** *(ri-ka vër)* 1) rifitoj, rimarr; 2) e marr veten. përtërihem; vij ne vete.
**recovery** *(ri-ka vëri)* 1) shërim; 2) pertë-ritje.
**recreation** *(rekri-ejshën)* 1) çlodhje; 2) defrim.
**recrimination** *(rikrimi”nejshën)* kunder-padi si përgjigje ndaj ngritjes së një padie; paditje reciproke.
**recruit** *(ri-kruut)* 1. *n* rekrut. ushtar I thirur nën armë; 2. *v* rekrutoj, mbledh (në ushtri).
**rectangle** *(rektangll)* katërkëndësh kënd-drejtë.
**rectangular** *(rek-tang’jullër)* kënddrejte.
**rectification** *(rektifi-kejshën)* 1) ndreq-je; korigjim; 2) pastnm; 3) *el.* radnza-tor.
**rectify** *(rektifaaj),* 1) ndreq; korigjoj; 2) pastroj; 3) *el.* drejtoj (rrymën).
**rectitude** *(rektjuud)* ndershmeri, drejtësi.
**rector** *(rektër)* 1) rektor; 2) famullitar.
**recumbent** *(ri-kambënt)* i shtri re, i renë mbi diçka.
**recuperate** *(ri-kjuupërejt)* 1) përtërihem. rifitoj; 2) *tek.* regjeneroj.
**recuperation** *(rikjuupë-rejshën)* 1) për-teritje e fuqive; 2) *tek.* regjenerim.
**recur** *(ri-këër)* 1) kthehem (tek diçka); 2) persëntet.
**recurrence** *(ri-karëns)* kthim. përtëritje.
**recurrent** *(ri-karënt)* që përsëntet; pe-riodik.
**red** *(red)* 1. *a* 1) i kuq; 2) kuqalosh; red tape, burokraci. formalizem; 2, the Reds, *amer.* lekurëkuqtë.
**redbreast** *(redbrest)* gushkuq.
**redcoat** *(redkout)* ushtar britanik.
**redden** *(redn)* skuqem.
**redeem** *(ri-dijim)* 1) shpëtoj; 2) liroj me shpërblese; shperblej; 3) zbukuroj.
**red-handed** *(red-hendëd):* be caught red-handed. kapem në vendin e krimit.
**re-division** *(rijdi-vizn)* rindarje.
**redouble** *(ri-dabll)* 1) dyfishoj, shtoj; 2) dyfishohem, shtohem.

**redoubtable** *(ri-dautëbll)* i tmershëm, tmerues. frikësues.
**redress** *(ri-dres)* 1. *n* shpërblim; dëm-. shperblim; 2. *v* 1) ndreq. Shperblej dëmin; 2) ndreq, zbut (fyerjen).
**reduce** *(ri-djuus)* 1) zvogëloj; pakësoj; reduced circumstances, kushte te vështira; 2) çoj deri në; 3) zbut; zbres; degradoj.
**reduction** *(ri-dakshën)* 1) zvogëlim. pakësim; 2) zbritje.
**redundancy** *(ri-dandëns)* tepricë; sasi e tepërt: redundant *(ri-dandënt)* i tepërt; në sasi tepër të madhe.
**reed** *(rijid)* kallam; zunkth.
**reek** *(rijik)* 1. *v* 1) kundërmon. ka njëfarë ere;.2) lëshon tym; 2. *n* erë e keqe.
**real** I *(riëll)* 1. *v* 1) rrotullohem; 2) lëkundem; 2. *n* 1) lëkundje; 2) shakull; rrotullim; 3) valle skoceze.
**reel** II 1. *n* 1) rrotkë; 2) *tek.* cilindër; 2.*v:* reel off. 1) çpështjell; 2) tregoj shpejt. rrjedhshëm; reel up. pështjell.
**re-establish** *(riji-stabllish)* mëkëmb. përterrij
**refer** *(ri-fëër)* 1) përmend. bëj fjalë (për dikë), i referohem (dikujt); 2) paraqes (një çështje për shqyrtim); 3) ja drejtoj (dikujt).
**referee** *(refë-riji)* gjykatës. i arbitrazhit. arbitër.
**reference** *(refrëns)* 1) shënim. notë; 2) përmendje; 3) rekomandim; in refe-rence (to). with reference (to). Në lidhje me. përsa i përket
**refine** *(ri-faajn)* pastroj; përpunoj.
**refined** *(ri-faajnd)* 1) i zgjedhur. i hollë. delikat; 2) i rafinuar. i përpunuar
**refinement** *(ri-faajnmënt)* rafinim refinery *(ri-faajnëri)* rafineri.
**refit** *(rij-fit)* 1. *v* 1) ripajis; 2) meremetoj 2. *n* 1) meremetim. riparim. ndreqje; 2) ripajim.
**reflect** *(ri-fllekt)* 1) pasqyroj; *fig.* hedh hijen (mbi diçka); 2) mendoj.
**reflection** *(ri-fllekshën)* 1) pasqyrim, reflektim; zmbrapje; 2) të menduar; on reflection. mbasi mendova.
**reflective** *(ri-fllektiv)* 1) që mendon; 2) pasqyrues.
**reflex** *(rijflleks)* 1. *n* refleks; pasqyrim; 2. *a* reflektor.
**reform** *(ri-foorm)* 1. *n* reformë. ndreqje; 2. *v* 1) reformoj. ndreq; 2) ndreqet.
**reformation** *(refër-mejshën)* 1) refor-mim; 2): R. *hist.* Reformacion.
**reformatory** *(ri-foormëtëri)* 1. *n* insti-tut korektimi. përmirësimi; 2. *a* korek-tues, ndreqës.
**reformator** *(ri-foormëtër)* reformator.
**refract** *(ri-frakt)* *fiz.* përthyej. refrakfoj.
**refractory** *(ri-fraktëri)* 1) i pabindur. këmbëngulës; 2) që shkrin me vësh-tirësi; 3) refraktar.
**refrain** I *(ri-freejn)* përmbahem. ruhem.
**refrain** II refren
**refresh** *(ri-fresh)* 1) freskoj; 2) ringjall, përtërij.
**refreshment** *(ri-freshmënt) (zak.' pl)* pije dhe meze.
**refrigerate** *(ri-frixhërejt)* ftoh; ngrij.
**refrigerator** *(ri-frixhërejtër)* ftohës. frigorifer.
**refuge** *(refjuuxh)* strehim.
**refugee** *(refju-xhiji)* i ikur; emigrant.
**refund** *(ri-fand)* ve në vend; shpërblej.
**refusal** *(ri-fjuuzll)* mospranim. refuzim.
**refuse** I *(ri-fjuuz)* 1) nuk pranoj, refu-zoj; 2) heq dorë
**refuse** II fundërri. plehra.
**refutation** *(refjlJ-tejshën)* përgënje-shtrim. hedhje poshtë.
**refute** *(ri-fjuut)* ,përgënjështroi. Hedh poshtë.
**regain** *(ri-geejn)* rifitoj.
**regal** *(rijgll)* mbretëror.
**regard** *(ri-gaard)* '1. *n* 1) nderim; 2) *(zak. pi)* përshëndetje. të fala; my best regards, të falat e mia më të për-zemërta; 3) vemendje. kujdes. përfillje; 4) shikim; . in regard (to). with regard (to). në lidhje me; 2. *v* 1) shi-koj; 2) marr parasysh (dikë. diçka); 3) i përket; as regards. përsa i pët-ket.
**regarding** *(ri-gaarding)* në lidhje me, mbi.
**regardless** *(ri-gaardllis)* duke mos marre parasysh (dikë, diçka).
**regency** *(rijxhënsi)* regjencë, regenerate 1. *v (ri-xherlërejt)* 1) përtë-rihem; 2) regjeneroj, përtërij; 2. *a (ri-xhenërit)* i përlindur.

**regent** *(rijxhënt)* 1) regjent. zëvendës mbret; 2) *amer.* anëtar i këshillit ne universitet.
**regime** *(rej-zhijim)* regjim.
**regiment** *(rexhimënt)* regjiment.
**regimental** *(rexhimentll)* regjimenti, regjimentit; ushtarak.
**region** *(rijxhën)* krahinë; sferë.
**regional** *(rijxhënëll)* vendi. i vendit; krahinor.
**register** *(rexhistër)* 1. *n* 1) ditar (shenimesh); 2) shënues; 3) *muz.* regji- etër; 2. *v* regjistro; registered letter. letër e porositur. rekomande.
**registration** *(rexhis-trejshën)* regjistrim.
**registry** *(rexhistri)* zyrë regjistrimi (në shkollë. spital. bashki etj.).
**regress** *(ri-gres)* rënie. shkuarje prapa,. regres.
**regret** *(ri-gret)* 1. *n* keqardhje pikëllim, pendim; 2. *v* më vjen keq. pikëllohem, pendohem.
**regrettable** *(ri-gretëbll)* i vajtueshëm i pikëlluar.
**regular** *(reg'jullër)* 1. 8 1) i rregullt; 2) *gj.ff.* i vërtetë; 2. *n* ushtar i ushtrisë së rregullt.
**regularity** *(reg'ju-llarëti)* regullësi, rre-gullaritet.
**regulate** *(reg'jullejt)* rregulloj.
**regulation** *(reg'ju-llejshën)* 1) rregull; 2) *pl usht.* statut.
**rehabilitation** *(rijhëbilli-tejshën)* 1) ri-aftësim. reabilitim; 2) rindërtim. më-këmbje; riparim.
**rehearsal** *(ri-hëërsll)* provë (teatrale).
**rehearse** *(ri-hëërs)* bëj prova (teatrale).
**reign** *(reejn)* 1. *n* mbretërim; sundim; 2. *v* mbretëroj; sundoj.
**rein** *(reejn)* 1. *n* kapistall. kapistër; 2. *v* 1) drejtoj (kalin); 2) mbaj. përmbaj; qëndroj.
**reindeer** *(reejndiër)* dre polar.
**reinforce** *(rijin-foors)* forcoj. përforcoj; reinforced concrete, betonarme.
**reinforcement** *(rijin-foorsmënc)* për-forcim.
**reinstate** *(rijin-stejt)* përtërij, mëkëmb. riaftësoj.
**reject** *(ri-xhekt)* 1) nuk pranoj; hedh poshtë; shporr; 2) vjell.
**rejection** *(ri-xhekshën)* mospranim; refuzim.
**rejoice** *(ri-xhojs)* 1) gëzohem; 2) gëzoj
**rejoin** 1) *(ri-xhoojn)* përgjigjem; ku-ndërshtoj; 2) *(rij-xhoojn)* afrohem përsëri. bashkohem (me dikë. me diçka).
**rejoinder** *(ri-xhoojndër)* kundërshtim. objeksion.
**rejuvenate** *(ri-xhuuvënejt)* përtërij. bëj të ri
**relapse** *(ri-llaps)* 1. *n* përsëritje; 2. *v* sëmurem përsëri; bie. kthehem (në një gjendje).
**relate** *(ri-llajt)* 1) tregoj; 2) kam marrë-dhënie.
**related** *(ri-llejtëd)* i afërm; i lidhur (me diçka).
**relation** *(ri-llejshën)* 1) farefis; 2) ma-rrëdhënie; raport, lidhje; 3) tregim. rrëfim.
**relative** *(rellëtiv)* 1. () farefis. kushëri. kushërirë; 2. *a* 1) relativ. lidhor: 2) përkatës.
**relax** *(ri-leiks)* 1) dobësoJ, zbut. lehtësoj; 2) dobësohem. zbutem.
**relaxation** *(rillak-sejshën)* l) çlodhje; pushim; 2) zbavitje; 3) dobësim. zbu-tje.
**relay** I n 1) *(ri-lleej)* turn; 2) *(rij-lleej)* transmetim me radio; 2. *v* *(ri-lleej)* 1) ndërroj; 2) transmetoj.
**relay-race** *(ri-lleejrejs)* vrapim me sta-fetë.
**release** *(ri-llis)* 1. *n* çlirim; 2. *v* 1) çliroj: 2) liroj. çpengoj. lëshoj; 3) hedh.
**relegate** *(relligejt)* dërgoj. shpie. drejtoj
**relent** *(ri-llent)* zbutem; mëshiroj.
**relentless** *(rillencllis)* i pamëshirshëm.
**relevant** *(rellëvën t)* me vend; përkatës. i përshtatshëm.
**reliable** *(ri-llaeëbll)* i sigurt; i besueshëm.
**reliance** *(ri-llaeëns)* 1) besim: 2) shpre-së. mbështetje.
**relic** *(rellik)* 1) relike; 2) *pi* mbeturina.
**relief** I *(ri-llijif)* 1) lehtësim; ndihmë; 2) zëvendësim. turn; 3) ndihmë (pa-punësie).
**relief** II reljev.
**relieve** *(ri-llijiv)* 1) lehtesoj: 2) dorëzoj; 3) zëvendësoj.
**religion** *(ri-llixhën)* fe. besim.
**religious** *(ri-llixhës)* fetar.
**relinquish** *(rillinkuish)* le. lësho. brak-tis
**relish** *(reilish)* 1. *n* 1) shije e këndshme; 2) salcë; 2. *v* 1) lezetoj; i jap shije; 2) më duket e shijshme; 3) ndjej shije.
**reluctance** *(ri-llaktëns)* mosdashje; mospasje dëshirë
**reluctant** *(ri-llaktënc)* që kundërshton; që nuk dëshiron (diçka).

**rely** *(rillaaj)* mbështetem. i besoj.
**remain** *(ri-meejn)* 1. *v* mbetem; 2. *n pi* mbetje; mbeturina.
**remainder** *(ri-meejndër)* mbetje. tepricë,
**remake** *(rij-mejk)* transformoj; ndryshoj
**remaking** *(rij-mejking)* ndryshim. transformim.
**remark** *(ri-maark)* 1. *n* vrejtje: 2. *v* 1) vrej; 2) bëj vrejtje.
**remarkable** *(ri-maarkëbll)* i shquar: I çuditshëm.
**remedy** *(remëdi)* 1) ilaç. mjet; 2) *drejt* dëmshpërblim.
**remember** *(ri-membër)* mbaj mend. kujtoj: remember me (to). Bëni të fala.
**remembrance** *(ri-membrëns)* të kuj-tuar: kujtesë. kujtim.
**remind** *(ri-maajnd)* i kujtoj. i sjell ndërmend.
**reminiscence** *(remi-nisns)* përkujtim: të kujtuar.
**reminiscent** *(remi-nisnt)* që të kujton. përkujtues.
**remiss** *(ri-mis)* 1) i çkujdesur; 2) i lënë.
**remission** *(ri-mishën)* 1) dobësim: zbu-tje: 2) falje.
**remit** *(ri-mit)* 1) fal. ndjej; 2) pakësoj; 3) pakësohet: 4) dërgoj (para); 5) fal (borxhin).
**remittance** *(ri-mitëns)* dërgim të ho-llash.
**remnant** *(remnënt)* mbetje. tepricë. mbeturinë.
**remonstrance** _*(ri-monstrëns)* 1) pro-testë: 2) këshillim. mësim.
**remonstrate** *(remënstrejt)* 1) prote-stoj; 2) këshilloj, jap mësim.
**remorse** *(ri-moors)* 1) brejtje. të vrarët e ndërgjegjes; 2) pendim
**remorseful** *(ri-moorslll).* që e vret ndër-gjegja; plot pendim.
**remorseless** *(ri-moorsllis)* i pamëshir-shëm.
**remote** *(ri-mout)* i largët; i vetmuar.
**removal** *(ri-muuvll)* 1) largim; heqje, shmangie; 2) çvendosje.
**remove** *(ri-muuv)* 1) largoj, heq; qëroj; 2) shpërngulem; 3) lëviz nga vendi.
**remuneration** *(rimjuunë-rejshën)* shpër-blim. pagesë.
**remunerative** *(ri-m}uunërëtiv)* fitim-prurës.
**rend** *(rend)* (rent) 1) jap. shpërblej; rend assistance. jap ndihmë; 2) bëj. ndryshoj; 3) riprodhoj.
**rendition** *(ren-dishn)* 1) shqiptim 2) ekzekutim (i një vepre muzikore). 3) transmetim.
**renegade** *(renigeejd)* renegat.
**renew** *(ri-n'juu)* përtërij.
**renewal** *(ri-n'juuëll)* përtëritje.
**renounce** *(ri-nauns)* heq dorë; mohoj.
**renovate** *(renëve}t)* përtërij; mëkëmb.
**renowned** *(ri-naund)* i njohur. i shquar, i famshëm.
**rent** I *(rent)* 1. *n* 1) qira; 2) rentë; e ar-dhur nga pasuria: rent in kind, rentë në natyrë; 2. *v* 1) marr ose jap me qira; 2) marr me qira përkohësisht.
**rent** II vrimë.
**rent** III *past* dhe *p.p.* i rend.
**renunciation** *(rinansi-ejshn)* heqje do-rë, mohim.
**reorganize** *(il-oorgënaajz)* riorganizoj.
**repair** *(ri-peër)* 1. *n* ndreqje. meremetim, riparim: in good repair, në gjendje të mirë; under repair, në meremetim; 2. *v* meremetoi. ndreq, riparoj.
**reparation** *(repë-rejshën)* dëmshpër-blim.
**repartee** *(repaar-tii)* përgjigje e shpejte e mprehtë.
**repast** *(ri-paast)* trapezë, gjellë.
**repatriate** *(ri-patriejt)* riatdhesoj.
**repay** *(ri-peej)* 1) kthej borxhin; 2) pa-guaj; 3) shpërblej.
**repeal** *(ri-piëll)* 1. *n* anulim, heqje: 2. anuloj, heq. .
**repeat** *(ri-pijt)* përsërit.
**repeatedly** *(ri-pijtëdlli)* herë pas bere, në mënyrë të përsëritur.
**repeater** *(ri-pijtër)* 1) pushkë ose revole me të cilën mund të shtiem disa herë pa pasur nevojë ta mbushim për çdo ti shtënë; 2) *mat.* thyes i vazhdueshëm.
**repel** *(ri-pell)* 1) largoj: shkaktoj urrejtje. ngjall neveri; 2) zmbrap: (sulmin etj.).
**repellent** *(ri-pellënt)* i neveritshëm, që të largon.
**repent** *(ri-pent)* pendohem; më vjen keq.
**repentance** *(ri-pentëns)* pendim; keq-ardhje.
**repentant** *(ri-pentënt)* që pendohet. pendestar, i penduar.

**repercussion** *(rijpër-kashën)* 1) të shty-turit. të hedhurit prapa (pas goditjes. shtënies etj;);. 2) jehonë. ndikim (i ngjarjeve); pasojë.
**repetition** *(repë-tishën)* përsëritje.
**replace** *(ri-pllejs)* 1) vë përsëri ne vend; 2) zëvendësoj, ndërroj.
**replenish** *(ri-pllenish)* plotësoj rishtas, rimbush (with).
**replete** *(ri-pllijt)* I mbushur; i ngopur, plot me.
**repletion** *(ri-pllijshën)* ngopje. Mbushje plot e përplot.
**reply** *(ri-pllaaj)* 1. *n* përgjigje; 2. *v* për-gjigjem.
**report** *(ri-poort)* 1. *n* 1 ) referat; 2) raport; 3) fjalë. zëra; 4) oshetimë e plasjes. qit jes; 2. *v* 1) raportoj. njoftoj; 2) jap llogari. sqaroj; report to the elec-tors, jap llogari para zgjedhësve
**reporter** *(ri-poortër)* 1) korespondent gazete; 2) autor i një referati.
**repose** *(ri-pouz)* pushim: prehje.
**repository** *(ri-pozitër)* magazinë. depo.
**reprehensible** *(repri-hensëbl/)* që du-het qortuar. i qortueshëm.
**represent** *(repri-zent)* 1) parafytyroj. marr me mend: 2) jam përfaqësues: përfaqësoj; 3) çfaq.
**representative** *(repri-zentëtiv)* 1. *n* përfaqë-sues; delegat; 2. *a* me përfaqësim. përfaqësues.
**repress** *(ri-pres)* shtyp (kryengritjen etj).
**repression** *(ri-presh ën)* shtypje. reprieve *(ri-pnjiv)* 1) pushim. çlodhje: 2) pezullim ose ndryshim i vendimit të dënimit (me vdekje).
**reprimand** *(repri-maand)* 1. *n* qortim; vrejtje; 2. *v* qortoj: heq vrejtje.
**reprisal** *(ri-prajzll)* shtypje. ahmarrje; sanksion.
**reproach** *(ri-prouç)* 1. *n* qortim; 2. *v* qortoj.
**reprobate** *(reprëbejt)* hor. i poshtër. maskara.
**reproduce** *(rijprë-djuus)* riprodhoj.
**reproduction** . *(rijprë-dakshën)* ripro-dhim.
**reproof** *(ri-pruuf)* qortim. vrejtje.
**reprove** *(ri-piuuv)* qortoj. heq vrejtjen.
**reptile** *(reptaeëll)* zvaranik. shtërpi: *fig.* dallkauk.
**republic** *(ri-pablllk)* republikë; People's R. of Albania. Republika Popullore e Shqipërisë.
**republican** *(ri-pabllikën)* republikan.
**repudiate** *(ri-pjuudiejt)* heq dorë riga diçka; hedh poshtë. shporr.
**repugnance** *(ri-pagnëns)* neverit je.
**repugnant** *(ri-pagnënt)* i neveritshëm. i urryer.
**repulse** *(ri-palls)* 1. *n* qëndresë: zmbra-pje; 2. *v* 1) zmbraps (sulmin); 2) nuk pranoj. hedh poshtë.
**repulsion** *(ri-pallshën)* neveritje; të ndohtë.
**repulsive** *(ri-pallsiv)* i neveritshëm. që te largon.
**reputation** *(repju-tejshën)* emër. nam,
**repute** *(ri-pjuut)* nam. mendim i përgjithshëm; reputacion.
**reputed** *(ri-pjuutëd)* që ka emër të mirë. i njohur; që mbahet si. që pandehet si.
**request** *(ri-kuest)* 1. *n* lutje; kërkesë 2. *v* lyp. kërkoj
**require** *(ri-kuaeër)* 1) kërkoj. më duhet; 2) ndodhem në varësi. varem nga-
**requirement** *(li-kuaeërmëm)* nevojë; kërkesë.
**requisite** *(rekuizit)* i domosdoshëm, i nevojshëm. i duhur.
**requisition** *(rekui-zishën)* 1) rekuizim; 2) kërkesë zyrtare.
**rescind** *(ri-sind)* anuloj. abrogoj (një ligjë etj.).
**rescue** *(reskjuu)* 1. *n* shpëtim; 2. *v* shpëtoj.
**rescuer** *(reskjuuër)* shpëtimtar.
**research** *(ri-sëërç)* 1. *n* 1) studim shken-cor; 2) punë kërkimore: 2. *v* bëj kër-kime. hulumtoj.
**resemblance** *(ri-zembllëns)* gjasim.
**resemble** *(ri-zembll)* i shëmbëllej. i gja-soj.
**resent** *(ri-zent)* prekem. fyhem. lëndohem.
**resentful** *(ri-zentfll)* l) i fyer. i lënduar; 2) inatçi. zemërak.
**resentment** *(n-zentmënr)* fyerje. lë-ndim; zemërim.
**reservation** *(rezër-vejshën)* 1) vrejtje. rezervë; 2) vend i porositur që më pare (në hotel etj.); 3) rezervat.
**reserve** *(ri-zëërv)* 1. *n* 1) rezetvoj; 2) rezervim. përmbajtje e vetes; 2. *v* 1) ruaj; 2) rezervoj; 3) le. rezervoj (një vend në tren. një dhomë në hotel).

**reserved** *(ri-zëërvd)* 1) i fshehtë. i per-mbajtur. i mbyllur: 2) i porositur që mëparë.
**reservoir** *(rezërvuaar)* sternë. hurdhë. rezervuar; *fig.* burim.
**reside** *(ri-zaajd)* banoj.
**residence** *(rezidëns)* vend-banimi; seli.
**resident** *(rezidënt)* 1. *n* banor i përher-shëm: 2. *a* banues.
**residential** *(rezi-denshël/)* rajon. lagje e shtëpive të banimit.
**residue** *(rezidjuu)* mbeturinë. fundërin
**resign** *(ri-zajn)* 1) jap dorëheqjen; 2(i nënshtrohem (to- diçkaje). i bindem.
**resignation** *(rezig-nejshën)* 1) dorë-heqje; 2) nënshtrim.
**resigned** *(ri-zaajnd)* i pajtuar me; i heshtur. i bindur. që nuk ankohet.
**resilience** *(ri-zilliëns)"* elasticitet. të qenët i epur.
**resilient** *(ri-zilliënt)* i epur. elastik.
**resin** *(rezin)* rrëshirë.
**resist** *(ri-zist)* kundërshtoj; qëndroj.
**resistance** *(ri-sistëns)* kundërshtim. për-ballim; qëndresë.
**resolute** *(rezëlluut)* i vendosur; ve-ndimtar.
**resolution** *(rezë-lluushën)* 1) vendim. rezolutë; 2) vendosmëri.
**resolve** *(ri-zollv)* 1. *n* zgjidhje; 2. *v* 1) vendos. marr vendim; 2) zbërthehet (në pjesë përbërëse).
**resonant** *(rezënënt)* kumbues. tingë-llues .
**resort** *(ri-zoon)* 1. *n* 1) strehë; 2) vend pushimi klimaterik; 3) ngushëllim. shpresë; 2. *v* përdor; i drejtohem (di-kujt).
**resound** *(ri-zaund)* 1) tingëllon; 2) kumbon. jehon; 3) përhapet.
**resource** *(ri-soors)* 1) burim. mjet; 2) shkathtësi. mprehtësi mendore; 3) mjet (për të kaluar kohën etj.).
**resourceful** *(ri-soorsfll)* i shkathët. me-ndjemprehtë. që i pjell mendja.
**respect** *(ri-spekt)* 1. *n* 1) nder. nderim; 2) qëndrim; pikëpamje; in respect (of), with respect (to), përsa i për-ket; in all respects, në të gjitha pikë; pamjet; 2. *v* nderoj.
**respectable** *(ri-spektëbll)* 1) i sjellshëm; 2) i ndershëm.
**respectful** *(ri-spektfll)* nderues. j re-spektueshëm.
**respecting** *(ri-spekting) pres. p.* për-doret si *prep* në lidhje me. përsa i përket.
**respective** *(ri-spektiv)* përkatës.
**respiration** *(respë-rejshën)* frymëmarrje.
**respirator** *(respërejtër)* maskë kundërgazeve.
**respite** *(respit)* 1) pushim. çlodhje; 2) shtyrje e afatit.
**resplendent** *(ri-spllendënt)* ndriçues. i shkëlqyeshëm.
**respond** *(ri-spond)* 1) përgjigjem; 2) reagoj.
**response** *(ri-spons)* 1) përgjigje; 2) jehonë.
**responsibility** *(risponsë-billëti)* për-gjegjësi.
**responsible** *(ris-ponsëbll)* përgjegjës.
**responsive** *(ris-ponsiv)* jehues; i dhëm-shur.
**rest** I *(rest)* tepricë. mbetje.
**rest** II 1. *n* pushim; 2. *v* 1) pushoj; le të pushojnë. jap pushim; 2) mbështetem (në diçka); 6it rests with you, puna varet nga ju. ju e keni në dorë këtë punë.
**restaurant** *(restërënt)* restorant; gjelltore
**restful** *(restfll)* qetësues.
**restitution** *(resti-tjuushën)* kthim i pa-surisë; dëmshpërblim.
**restive** *(restiv)* 1) i shqetësuar; 2) qe hedh shkelma (kali).
**restless** *(restllis)* i shqetësuar; i palo-dhur.
**restoration** *(restë-rejshën)* restaurim; mëkëmbje; përtëritje.
**restorative** *(ri-storëtiv)* forcues. tonik.
**restore** *(ri-stoor)* 1) mëkëmb. restauroj. përtërij; 2) kthej.
**restrain** *(ri-streejn)* përmbaj. ndaloj; rreshtoj.
**restraint** *(ri-streejnt)* 1) përmbajtje e vetes; 2) frenim.
**restrict** *(ri-strikt)* kufizoj.
**restriction** *(ri-strikshtJn)* kufizim. shtrë-ngim.
**restrictive** *(ri-strtktiv)* kufizues; pe-ngues.
**result** *(ri-zallt)* 1. *n* përfundim; rezultat; 2. *v* ka si pasojë. përfundim; rrjedh;r e s u l t (in), mbaron. ka si përfundim.
**resume** *(ri-zjum)* përtërij; rifilloj.
**resumption** *(ri-zampshën)* përtëritje; rifillim.
**resurgent** *(ri-sëërxhënt)* që përtërihet. rilind.
**resurrect** *(rezë-rekt)* ringjallem.
**resurrection** *(rezerekshën)* 1) ri-ngjallje. rilindje (e një zakoni etj.).
**retail** 1. *n (rijtejëll)* shitje me pakicë; 2. *adv*

*(rijtejëll)* me pakicë; 3. *v (rij.tejëll)* shes me pakicë.

**retailer** *(rij-tejëllër)* shitës me pakicë.

**retain** *(ri-teejn)* mbaj. ruaj.

**retaliate** *(ri-talliejt)* shp,aguhem. qëroj hesapet.

**retaliation** *(ritalli-ejshën)* hakmarrje. shpagim.

**retard** *(ri-taard)* ngadalësoj, vonoj; fre-noj, ndaloj. -

**retention** *(ri-tenshën)* -mbajtje, ruajtje; ndalim.

**retentive** *(ri-remiv)* mbajtës. ruajtës.

**reticence** *(retisns)* zotërim, përmbajtje e vetes; mbyllje në vete; të folurit pak.

**reticent** *(retism)* i përmbajtur. i mbyllur në vete; fjalepak.

**retinue** *(retin'juu)* shoqërues: përcjellë. suitë.

**retire** *(ri-taeër)* 1) largohem. iki; tërhiqem; 2) jap dorëheqjen

**retired** *(ri-taeërd)* 1) i tërhequr nga puna; 2) i vetmuar.

**retirement** *(ri-taeërmënt)1* ) të tërhequ-rit. largimi nga puna; 2) vetmi.

**retiring** *(ri-raeëring)* 1) ngurues. I ndrojtur, i përvujtë; 2) që i pëlqen vetmia.

**retort** *(ri-toon)* 1. *n* përgjigje e qëlluar; *kim.* retortë; 2. *vi)* kundërshtoj. përba-lloj; jap përgjigjen e duhur; 2) qëlloj armikun po me armën e tij.

**retrace** *(ri-trejs)* ndjek çështjen që në fillim; gjurmoj rishtas.

**retract** *(ri-trakt)* 1) tërheq. fut Brenda (thonjtë, kthetrat etj.); 2) tërheq prapa (fjalët etj.)

**retreat** *(ri-trijt)* 1. *n* 1) tërheqje; 2) stre-him; 3) *usht.* sinjal me buri për mbarimin e një aksioni; muzg; 2. *v* tërhiqem; largohem.

**retrench** *(ri-trenç)* 1) zvogëloj. shkurtoj; 2) *usht.* hap llogore.

**retribution** *(retri-bjuushën)* shpagim. kahmarrje.

**retrieve** *(ri-trijiv)* 1) marr. gjej (përsën); 2) përtërij.

**retrospection** *(retrë-spekshën)* të menduar mbl të kaluarën; përkujtim.

**retrospective** *(retrë-spektiv)* 1) re-trospektiv; 2) prapaveprues (për ligjën).

**return** *(ri-tëërn)* 1. *n* 1 ) kthim; in return. si përgjigje; si shkëmbim; 2) fitim; 3) raport zyrtar; *pI* të dhëna;. many happy returns of the day!. ju uroj ditëlindjen 2. *v* 1) kthej; 2) kthehem; 3) përgjigjem, deklaroj; return a ver-diet, jap një vendim (gjyqësor): re-turn thanks. falënderoj; 4) sjell (të ardhura); 5). zgjedh (në parlament).

**reunion** *(ri-juuniën)* bashkim. ribashkim.

**reveal** *(ri-viëll)* 1) zbuloj; 2) marr vesh. nxjerr (një të fshehtë).

**reveille** *(ri-velli) usht.* zgjim me bori.

**revel** *(revll)* bëj gosti. aheng.

**revelation** *(revë-llejshën)* zbulim. zbu-lesë.

**revenge** *(ri-venxh)* 1. *n* ahmarrje; 2, *v* marr hakën; shpaguhem; take re-venge (upon), marr hakë. shpagë.

**revenue** *(revën'juu)* të ardhura (sidomos shtetërore)

**reverberate** *(ri-vëërbërejt)* 1) kthej; 2) kthehet, prapset; gjëmon. ushton.

**reverberation** *(rivëërbë-rejshën)* 1) kthim; prapsje; 2) jehonë.

**reverbatory** *(ri-vëërbëtëri)* që kthehet. prapset; që ushton. kumbon rishtas.

**reverence** *(revërëns)* nderim; respekt.

**reverend** *(revërënd)* i përhirëshëm (titull i priftit).

**reverent** *(revërënt)* që është plot respekt. që nderon.

**reverie** *(revëri)* 1) meditim. abstragim; 2) ëndërim.

**reversal** *(ri-vëërsll)* 1) ndryshim. Ndërrim vendi; 2) pezullim, abrogim; 3) lëvizje e kundërt (e makinës).

reverse *(ri-vëërs)* 1. *v* 1) ndërroj vend; kthej në anën tjetër, përmbys; 2) heq. anuloj; 3) i jap drejtim të kundërt (ma-qinës); 2. *a* i kundërt; *3.n* 1) e kundërta; 2) prapësi; 3) anae prapme.

**reversible** *(ri-vërsëbll)* 1) i kthyeshëm; 2) që duhet hequr, abroguar.

**reversion** *(ri-vërshën)* kthim (në gje-ndjen e mëparshme).

**revert** *(ri-vëën)* kthehem (në gjendjen e mëparshme).

**revet** *(ri-vet)* vesh (me gur etj.)

**revetment** *(ri-vetmënt)* veshje (me gur etj.)

**review** *(ri-vjuu)* 1. *n* 1) pasqyrë; për-mbledhje; under review, i shqyrtuar; 2) *usht.* revistë. parakalim; 2. *v* 1) shi-koj;

2) vrej. shqyrtoj; 3) përmbledh. bëj një pasqyrë; 4) bëj parakalim.
**reviewer** *(ri-vjuuër)* shqyrtues;
**revise** *(ri-vaajz)* ndreq; rishikoj.
**revision** *(ri-vizhën)* rishikim, revizion.
**revival** *(ri-vajvll)* rilindje, gjallërim.
**revive** *(ri-vaajv)* 1) ringjall (shpresat etj.); 2) vij në vete; 3) përtërij (shë-ndetin).
**revoke** *(ri-vouk)* 1) anuloj. revokoj (ne ligjë); 2) tërheq (premtimin).
**revolt** *(rl-voulft)* 1. *n* 1) kryengritje; 2) neverit je: 2. *v* 1) bëj kryengritje; 2) ndjej neveritje.
**revolting** *(ri-voullting)* i neveritshëm. revoltues.
**revolution** I *(reve-lluushen)* revolucion.
**revolution** II *tek.* rrotullim i makinës.
**revolutionary** *(reve-lluusheneri)* revo-lucionar.
**revolutionize** *(reve-lluushenaajz)* shndë-rroj rrënjësisht. revolucionarizoj.
**revolve** *(ri-vollv)* 1) rrotulloj: 2) kthehet periodikisht.
**revolver** *(ri-vollvijr)* 1) revole; 2) *tek.* cilindër.
**revue** *(ri-vjuu) teatr.* revistë.
**revulsion** *(ri-vallshën)* ndryshim i pa-pritur i ndjenjave etj.).
**reward** *(ri-uoord)* 1. *n* 1) shpërblim; çmim: 2) shpagim: 2. *v* 1) shpërblej; 2) çmoj sa vlen.
**rhapsody** *(rapsedi)1* ) rapsodi; 2) shpreh-je entuziaste e kënaqësisë (në fjalim. poezi etj.)
**rheumatic** *(ru-matik)* 1) reumatik; 2) *pl* reumatizëm.
**rhinoceros** *(raj-noseres)* rinoceront.
**rhombus** *(rombes)* romb.
**rhyme** *(raajm)* 1. *n* riinë; 2. *v* ve në rimë.
**rhythm** *(ridhem)* ritm.
**rhythmic** (al) *[ridhmik(ll)]* ritmik.
**rib** *(rib)* brinjë.
**ribald** *(riblld)* i pahieshëm: gojëlëshuar.
**ribbon** *(riben)* 1) shirit kordhelë; 2) *pl gj.f/.* fre.
**rice** *(rajs)* oriz.
**rich** *(riç)* 1. *a* 1) i pasur; 2) i begatshëm; 3) i butë. i thellë (për tone); 4) i majmë. i yndyrshëm; 2. *n:* the rich. të pasurit.
**riches** *(r:çez) pl* pasuri.
**richness** *(riçnis)* 1) pasuri; 2) shkëlqim; 3) të qenët me yndyrë.
**rick** *(rik)* mullar. kapicë.
**rickets** *(rikits)* rakitizëm.
**rickety** *(rikiti)* 1) rakitik; 2) i shkallmuar. i lëkundshëm; i dobët (shëndeti).
**rid** *(rid)* (rid. ridded) shpëtoj (nga diçka); get rid (of), shpëtoj veten (nga diçka); heq qafe.
**ridden** *(ridn) p.p.* i ride 2.
**riddle** I *(ridll)* gjëzë. enigmë.
**riddle** II 1. *n* shoshë; 2. *v* 1) shosh; 2) bëj shoshë.
**ride** *(raajd)* 1. *n* 1) udhëtim (me kalë. biçikletë etj.); I take for a ride. a) vras; b) shaj. qortoj; 2. *v* (rode; rid-den), 1) udhëtoj kaluar; udhëtoj (me karrocë etj.): ride to death, ngas fort rraskapit (kalin: .edhe fig.); ride for a fall, *fig.* veproj pa mend; 2): ride at anchor, qëndron në spirancë.
**rider** *(raajdër)* 1) kalorës: 2) plotësim. ndreqje. korigjim (i një dokumenti).
**ridge** *(rixh)* kreshtë mali. varg malesh.
**ridged**, **ridgy** *(rixhed.rixhi)* i majosur. me majë.
**ridicule** *(ridikjuull)* 1. *n* tallje, përqeshje; 2. *v* përqesh.
**ridiculous** *(ri-dikjulles)* qesharak: ab-surd.
**riff-raff** *(rifriif)* fundërri. llum i shoqierisë.
**rifle** I *(rajfl/) gifl.* grabit. plaçkit.
**rifle** II 1) pushkë; 2) *pl* qitje.
**rifleman** *(rajfllmen)* qitës.
**rift** *(rift)* 1) plasë. e çarë: 2) grindje. për-çarje.
**rig** *(rig)* 1. *n* 1) paj (me. pajisje; 2) *iron.* kostum; stoli; 2. *v* 1) pajis; 2) *iron.* stolis; rig up, ndërtoj me shpejtësi.
**right** *(rajt)* 1. *a* 1) i drejtë; 2) i mbarë: right angle,kënd i drejtë; 3) ajo që duhet; right here, pikërisht këtu: right now. pikërisht tani; 2. *v* 1) ndreq; 2) laj (fajin etj.) ; 3. *n* 1) e drejtë (mbi diçka); be in the right, kam të drejtë; 2) ana ose dora e djathtë; 4. *adv* 1) drejt; 2) me të drejtë; all right, shu-më mirë. në rregull.; put right, set right, ve në rregull. rregulloj; 3) në të djathtë:iJ. right away, pa vone-së; right off, menjëherë; on the right side of thirty (forty etj.). nën tri-dhjetë (dyzet vjeç etj.).
**righteous** *(rajçes)* 1) i drejtë; 2) pa njollë.
**rigid** *(rixhid)* 1) i ashpër. i egër; 2) i pa-epur. i papërkulshëm; i ngurtë.
**rigidity** *(ri-xhideti)* 1) ashpërsi. ngurtësi; 2)

të qenët i papërkulshëm. papërkulshmëri.
**rigmarole** *(rigmeroull)* llomotitje: budallallëk.
**rigor** *(riger)* shih rigour.
**rigorous** *(rigëres)* i shtrënguar. i ashpër. rigoroz.
**rigour** *(rigër)* ashpërsi; shtrëngesë. ri-gorozitet.
**rile** *(raeëll) gj.f!.* zemëroj ngacmoj.
**rim** *(rim)* anë. buzë. skaj, rreth.
**rime** *(raajm)* brymë.
**rind** *(raajnd)* kore, lëvore.
**ring** I *(ring)* 1. *v* (rang. rung; rung) 1) tingëllon; 2) kumbon; 3) i bie ziles; ring off; jap sinjal (me telefon); ring up, i bie ziles. thërras në telefon; 2. *n* tingëllimë. kumbim.
**ring** II 1) unazë. rreth; 2) arenë cirku; 3) bandë. klikë. taraf
**ring-leader** *(ringlli)dër)* kryetar bande; organizator; nxitës.
**ringlet** *(ringllët)* 1) rrotëz; 2) kaçurrel.
**rink** *(rink)* fushë patinazhi.
**rinse** *(rins)* 1. *v* shplaj; 4. *n* shplarje.
**riot** *(raeët)* 1. *n* 1) trazirë; rebelim; 2) çrregullim; 2. *v* 1) ngre krye; 2) bëj potere. shkaktoj trazirë
**riotous** *(raeëtës)* plot zhurmë.
**rip** *(rip)* 1) pres. shqyej; çaj; 2) shqyhem. shpohem; rip off. rjep; rip out, këput. shqyej; rip up. a) shpoj; b) hap.
**ripe** *(rajp)* j pjekur. i arrirë.
**ripen** *(rajpën)* piqet.
**ripping** *(ripmg) gj.ff.* madhështor. I mrekull ueshëm.
**ripple** *(ripll)* 1. *n* 1) valëza (uji); dall-gëzë; 2) llokoçitje; 2. *v* 1) dallgëzon; 2) llokoçit.
**rise** *(raajz)1. v* (rose,risen) 1) ngrihet; lind (dielli); lartësohem; rise to the occasion. jam në lartësi.nëe duhur. përballoj si duhet gjendjen (e krijuar); 2) ngrihem; rise in arms. ngrihem me armë në dorë; 3) forcohem. rritem. zmadhohem; 4) rrjedh, fillon; 2. *n* 1) ngritje; 2) lartësim; 3) prejardhje. fi-llim; 4) lindje (e djellit); 6 be on the rise. ngrihem. shkoj përpara.
**risen** *(rizn) p.p~* j rise 1.
**risible** *(risëbll)* qesharak
**rising** *(rajzing)* 1. *n* 1) kryengritje; 2) ngritje; linaje (e diellit); 3) ngritje. lartësim; 2. *a* 1) që ngrihet. rritet; 2) i ri (brez).
**risk** *(risk)* 1. *n* rrezik. rrezikim; 2. *v* marr guxim. rrezikoj; risk one's oeek, ve në rrezik kokën.
**rival** *(rajvll)* 1. *n* shemër. rival; 2. *v* hahem. matem. shemroj.
**rivalry** *(rajvllri)* shemëri. rivalitet.
**river** *(rivër)* lumë.
**river-bed** *(rivër-bed)* shtrat lumi.
**riverside** *(rivërsaajd)* breg lumi. lumi.
**rivet** *(rivit)* 1. *n* buzë gozhdë. shajkë; 2.mbërthej; *fig.* gozhdoj (shikimin. ve-mendjen).
**road** *(roud)* rrugë. udhë; road capacity. aftësi qarkullimi.
**road-metal** *(roudmetll)* zhavorr.
**roadside** *(roudsajd)* 1. *n* buzë e rrugës; 2. *a* i buzës së rrugës. i anës së rrugës. anësor.
**roadstead** *(roudsted)* automobil i hapur dy vendesh.
**roam** *(roum)* endem. sorollatem.
**roan** *(raun)* kalë larosh; balash;
**roar** *(roor)* 1. *n* 1) ulërimë; 2) shungu-llimë. krismë. plasje (të qeshuri. rru-feje); 2. *v* 1) ulërin; 2) kërcet.
**roast** *(roust)* 1. *v* 1) kuq. pjek; 2) kuqet piqet; 3) *amer.* kritikoj; 4) *gj.ff.* qesh; . *a* i pjekur.
**rob** *(rob)* grabit. plaçkit.
**robber** *(robër)* plaçkitës. kusar.
**robbery** *(robëri)* grabitje. plaçkitje.
**robe** *(roub)* 1) mantel. tallagao; 2) fustan.
**robin** *(robin)* gushëkuq.
**robust** *(rau-bast)* i fuqishëm. i shëndo-shë.
**rock** I *(rok)* 1) shkëmb. shkrep; 2) gu-rishtë; be on the roeks, mbetem keq.
**rock** II 1) lëkund; tund; 2) lëkundem.
**rocket** *(rakit)* raketë.
**rocking-chair** *(rokingçeër)* kamgëkundëse.
**rocky** *(roki)* shkëmbor.
**rod** *(rod)* 1) shufër. purtekë; 2) grep (peshku); 3) masë gjatësie (rreth 5.m).
**rode** *(roud) past* i ride 2.
**rodent** *(roudënt)* brejtës.
**roe** *(rou)* 1) kaprolle. sutë; 2) ve peshku.
**rogue** *(roug)* batakçi. zuzar.
**roguery** *(raugëfl)* batakçillëk. zuzar
**roguish** *(rougish)* batakçiu. i batakçiut.
**roistering** *(rojstëring)* 1. *n* 1) potere, skandal; 2) mburrje; 2. *a,* 1) i zhurm-shëm,

poterexhi; 2) mburravec. që mburret.
**role** *(raull)* rol. roli I *(roull)* simite.
**roll** II 1. *n* 1) listë; roli of honour, listë e të vrarëve në luftë. listë e dëshmorëve; 4) krismë (rrufeje); shpërthim (zëri); 3) mbështjellë (si gyp) ; 2. *v* 1) rro-tulloj. rrokullis; 2) rrotullohet. rroku-lliset; 3) kërcet, gjëmon; 4) petëzoj (metalin); 5) mbështjell.
**roll-call** *(roullkooll)* apel.
**roller** *(roullër)* 1) rrotëz; 2) cilindër.
**rollick** *(rollik)* dëfrej. zbavitem.
**rolling-mill** *(roullingmill)* makinë pe-tëzuese.
rolling-pin *(roullingpin)* okllai. petës.
rolling-stock *(roullingstok)* vagon.
**Roman** *(roumën)* 1. *a* 1) romari; 2) katolik; 2. *n* romak.
**romance** *(rë-mans)* 1) roman (kalorë-sie. aventurash); 2) romantikë; 3) hi-stori dashurie; 4) romancë.
**romantic** *(rë-mantik)* romantik.
**romp** *(romp)* 1. *v* përhidhem. bëj poterë;2. *n* 1) zhurmë. potere; 2) poterexhi. çapkën.
**roof** *(ruuf)* pullaz. çati.
**rook** I *(ruk) shah* kala
**rook** II 1) mëllënjë; 2) batakçi.
**room** *(rum)* 1. *n* 1) dhomë; 2) vend; make room (for). mënjanohem; liroj vend; 2. *v* ze një dhomë.
**roomer** *(rumër) amer.* qiraxhi.
**rooming-house** *(ruming-haus) amer.* dhoma të mobiluara.
**roomy** *(rumi)* i gjerë. i bollshëm.
**rooster** *(ruustër)* këndez; kaposh.
**root** I *(ruut) amer. gj.f!.* nxit. jap zemër; root for. marr anën e dikujt (në gara etj.). .
**root** II *(ruut)* 1. *n* 1) rrënjë; 2) *pl* tube-roze. rizokarpe; 2. *v* 1) ze rrënjë; 2) I gozhdoj (në vend); 3) shkul me rrënjë.
**rooted** *(ruutëd)* që ka zënë rrënjë.
**rootlet** *(ruutl/ët)* rrënjëz.
**rope** I *(roup)* 1. *n* litar. tërkuzë; I know the rops. kuptoj. marr vesh mirë diçka 2. *v* lidh me litar.
**rope** II mbetem prapa me paramendim (në gara).
**rope** III trashet (një lëng).
**ropy** *(roupi)* viskoz. ngjitës.
**rosary** *(rouzëri)* 1) rruzare; tespije; 2) kopsht trëndafilash.
**rose** I *(rouz) past* i ri se I.
**rose** II trëndafil.
**rose-bud** *(rouzbad)* burbuqe trëndafili.
**rosin** *(rozin)* rrëshirë. sidomos në trajtë të ngurtë
**roster** *(roustër)* 1) listë; 2) orari i kujdestarisë.
**rosy** *(rouzi)* trëndafil; i kuq.
**rot** *(rot)* 1. *v* 1) kalbet. prishet; 2) *gj.f!.*kalb; prish; 3) *gj.fl.* ngacmoj; ironizoj;
2. *n* 1) kalbje; 2) *gj.fl.* gjepura.
**rotary** *(routëri)* 1. *a* rrotullues; 2. *n* ma-kinë rrotulluese.
**rotate** *(rou-tejt)* 1 r rrotulloj; 2) rrotu-llohem; 3) alternoj; 4) alternohet.
**rotation** *(rou-tejshën)* 1) rrotullim; 2 ) alternim.
**rote** *(rout):* learn by rote. mësoj për-mendsh.
**rotten** *(rotn)* 1) i kalbur. i prishur; 2) *gjff.* i neveritshëm. rotter *(rotër) gj. ff.* qelbanik.
**rotund** *(rë-tand)* 1) i rrumbullaktë; 2) i plotë. i trashë.
**r(o)uble** *(ruubff)* rubë!.
**rouge** *(ruuzh)* 1. *n* të kuq fytyre dhe. buzësh; 2. *v* 1) lyhem me të kuq; 2) skuq.
rough *(raf)* 1. *a* 1) i ashpër. i vrazhdë. trashanik; 2) i stuhishëm (deti. koha); 3) i përafërt; 4) i papërpunuar; *l::.* . rough house. *amer.* skandal; it is rough on him. e ka të vështirë ta du-rojë këtë; 2. *n* zuzar; 3. *v* kaloj jetën pa komoditetet e zakonshme. jetoj keq.
**rough-and-tumble** *(rafën-tamblf)i* çrre-gullt. rrëmujë.
**roughcast** *(raf-kaast)* 1. *a* 1) i suvatuar; 2) i punuar në kopje të keqe (një plan); 2. *v* 1 ) suvatoj; 2) përpiloj skicën e parë-(të një plani).
**roughen** *(rafn)* ashpërsoj. ashpërso-hem.
**rough-neck** *(rafnek)* zuzar; poterexhi.
**Roumanian** *(ruu-mejniën)* shih Rumanian.
**round** *(raund)* 1. *a* 1) i rrumbullaktë; rrethi. i rrethit; 2) i mbushur. i, plotë; 2. *n* 1) rreth; 2) ardhje rrotull; 3) cikël; 4) *sport..* rrotullim. raund; 3 *adv* përrreth; sleep the clock . round. fle 24 orë; all the year round. një vit p1ot; 4. *f)rep* rreth. për rreth; round the corner. pas kthesës; 5. *v* 1) rru-mbullakoj; 2) rrumbullakohet;3) përkul; round off. rrumbullakoj. përfundoj;

round up. mbledh. arrestoj.
**round-about** *(raundëbaut)* 1. *a* i tër-thortë; 2. *n* 1) rrugë anësore; 2) sha-lëzë. karusel.
**Roundhead** *(raundhed) hist.* puritan.
**roundly** *(raundlli)* 1) rrumbullak; 2) drejtpërdrejt; 3) fund e krye.
**rouse** *(rauz)* 1) zgjoj; 2) frymëzoj. rout *(rBut)* 1. *n* 1) shpartallim; 2) mble-dhje e bujshme; 2. *v* shpartalloj krejt.
**route** *(ruut)* drejtim udhëtimi
**routine** *(ru-tijin)* 1) rregull i caktuar; 2) kallëp, shablon. rutinë, punë e za-konshme.
**rove** *(rouv)* endem. sorollatem
**row** I *(rau)* radhë. varg
**row** II *(rau)* vozis.
**row** III *(rau) gj.f!.* zënie. grindje.
**rowan** *(rauën)* vodhë
**rowdy** *(raudi)* 1. *a* plot zhurmë. zhurmë-madh; 2. *n* vagabond.
**row lock** *(rollëk)* guzhëm, bigë për rremat e barkës.
**royal** *(roeëll)* 1) mbretëror: 2) madhë-shtor.
**royalty** *(roeëlltl)* 1) pjesëtar mbretërore; 2) *(zak. pi)* mbretërore; 3) qira për të shfrytëzimit të nëntokës; 4) i së drejtës së autorit.
**rub** *(rab)* 1. *v* 1) fërkoj; 2) fërkohet; 3) bie në kontakt; rub the wrong way, mërzit nervozoj; 2. *n* 1) fërkim; 2) *gJ.f!.* pengesë, vështirësi.
**rubber** *(rabër)* 1) gomë. kauçuk; 2) gomë për të fshirë; 3) *pI* galoshe.
**rubbish** *(rabish)* 1) rrangalla; 2) dokrra.
**rubble** *(rabll)* zhavorr.
**rubicund** *(ruubikand)* kuqalosh, kuqol
**ruby** *(ruubi)* 1. *n* rubin; 2. *a* 1) rubini. I rubinit; 2) i kuq.
**ruck** *(rak)* rrudhë. palë.
**rudder** *(radër)* timon.
**rudderless** *(radërllis)* pa timon; *fig.*pa udhëheqje.
**ruddy** *(radi)* i kuq; kuqalosh.
**rude** *(ruud)* trashanik; i pa përpunuar; harbut.
**rudiment** *(ruudimënt) pI* fille.
**rudimentary** *(ruudi-mentëri)* fillestar. rudimentar.
**rueful** *(ruufll)* i trishtuar. buzëplasur.
**ruff** *(raf) vj.* jakë me fruda. me pala.
**ruffian** *(rafiën)* zuzar. harbut, katil.
**ruffle** *(rafll)* 1. *n* 1) dallgë: 2) rrëmujë. shqetësim; 2. *v* 1) acaroj: 2) prish qe-tësinë.
**rug** *(rag)* 1) sixhade, qilim; 2) pled. Shall i madh.
**rugby** *(ragbi) spon.* rëgbi. .rugged *(ragid)* 1) i pabarabartë; 2) iashpër, i rreptë.
**ruin** *(ruin)* 1. *n* 1) rrenim. mbarim; 2) gërmadha; 2. *v* rrenoj. shkatërroj.
**ruinous** *(ruinës)* shkatërrimtar; rrënues.
**rule** *(ruull)* 1. *n* 1) rregull; 2) drejtim. make it a rule. marr si rregull; 2:. *v* 1) drejtoj; sundoj; 2) vëndos: 3) bëj vija.
**ruler** *(ruullër)* 1) sundimtar; 2) vizore.
**ruling** *(ruulling)* 1) drejtim. administrim: 2) vendim.
**rum** I *(ram)* rum; *amer.* pije alkolike.,
**rum** II *gj.fl.* i çuditshëm.
**Rumanian** *(ru-mejniën)* 1) rumun; 2) gjuhë rumune.
**rumble** *(rambll)* 1. *n* gjëmim; 2. *v* gje-mon.
**ruminate** *(ruuminejt)* 1) ripërtyp; 2) mendoj thellë. zhytem në mendime.
**rummage** *(rami xh)* 1. *n* kërkim; kontro-llim; 2. *v* 1) shikoj. kontrolloj; 2) nxjerr. **rumo**(u)r *(ruumër)* 1. *n* pëshpëritje. thashetheme, fjalë; 2. *v* trumbetoj. pëshpërit.
**rump** *(ramp)* vithe.
**rumple** *(rampll)* 1) rrudh. zhubros; 2) shpupurish.
**run** *(ran)* 1. *v* (ran ;run) 1) vrapoj; 2) punon (maqina); 3) them; 4) drejtoj; 5) ndjek (një egërsirë); run to earth. ngas fort; *fig.* ndjek, kërkoj; 6) ndeshem (against); 7) *gj.fl.* ve kandidaturën time (for); runacross. takoj rastë-sisht; run down. a) prish, dobësoj; b) prishem. dobësohem; c) arrij; ç) ndalet (ora); run out, kalon; run through, a) shpoj, çaj: b) hedh një sy; run aground, hidhem në breg; dal, run a risk, rrezikohem; run counter, bie në kundërshtim (me diçka); run dry, run low, shteron; run short, mbaron. nuk mjafton; 2. *n* 1) vrapim: 2) rrjedhje. vazhdim; 3) drejtim, qeverisje.
**runaway** *(ranëueej)* i ikur. I arratisur; dezertor.
**rung** I *(rang) past* dhe *p.p.* i ring I.
**rung** II 1) këmbë shkalle; 2) traversë.
**runner** *(ranër)* vrapues.
**running** *(raning)* 1) i ikl1r; 2) rrjedhës 3)

vazhdues; for three days. tri ditë me radhë.
**rupture** *(rapçër)* 1. *n* 1) thyerje; 2) kë-putje. prerje; 2. *v* 1) këput (lidhjet); 2) çaj, pres; thyej.
**rural** *(ruërëll)* fshatar.
**ruse** *(ruuz)* grackë; dinakëri; shpifje.
**rush** *(rash)* 1. *v* 1) hidhem. turrem: sulem 2) derdhet; 3) tërheq. ngut, nxitoj: 4) marr me sulm të shpejtë; rush at the enemy. sulem mbi armikun; 2. *n* 1) shtypje. presion; 2) grumbullim; 3) lëvizje e vrullshme.
**rush** II kallam.
**rusk** *(rask)* peksimadhe.
**russet** *(rasit)* i kuqërrem.
**Russian** *(rashën)* 1) rus; 2) gjuhë ruse.
**rust** *(rast)* 1. *n* ndryshk; 2. *v* ndryshket.
**rustic** *(rastik)* i thjeshtë. trashanik; fsha-tarak.
**rusticate** *(rastikejt)* 1) jetoj në fshat; 2) përjashtoj përkohësisht nga uni-versiteti.
**rustle** *(rasll)* 1. *n* shushurimë; 2. 1) shushurin. fëshfërin; 2) *amer. gjJl.* veproj shpejt, energjikisht; 3) *amer. gj.fl.* marr, grabit (bagëtinë).
**rustler** *(rasllër)* vjedhës kuajsh.
**rusty** I *(rasti)* i ndryshkur.
**rusty** II i hidhëruar.
**rut** *(rat)* gjurmë rrote në tokë të butë.
**ruthless** *(ruuthllis)* i pamëshirshëm
**rye** *(raj)* thekër;

# S

**S** (es) shkronjë e nëntëmbëdhjete e alfabetit anglez.
**sable** I *(sejbli)* 1) zibelin. samur (ku-nadhe Siberie); 2) gëzof abelini. sa-muri.
**sable** II i zi. i zymtë; zie. i zisë: varrimi. i varrimit.
**sabotage** *(sabëtaazh)* 1. *n* 1) sabotim; 2) diversion; 2. *v* sabotoj.
**saboteur** *(sabë-tëër)* sabotator. diversant; dëmtues.
**sabre** *(sejber)* shpatë.
**saccharin** *(sakërin)* sakarinë.
**saccharine** *(sakëtajn)* sheqeror. she-qeri. i sheqerit.
**sack** I *(sak)* plaçkit (një qytet të pu-shtuar).
**sack** II 1. *n* thes; get the sack. pu-shohem nga puna; 2. *v* 1) ve. hedh në thes; 2) *gj.f!.* pushoj (nga puna).
**sackcloth** *(sakkloth)* pëlhurë kërpi.
**sackful** *(sakfull)* një thes plot (masë).
**sacrament** *(sakrëmënt) fet.* ceremoni fetare solemne (të kunguarit etj.).
**sacramental** *(sakrë-mentll)* i shenjtë: I fshehtë. intim.
**sacred** *(sejkrëd)* 1) i shenjtë; sacred music, muzikë kishtare; 2) i paprek-shëm.
**sacrifice** *(sakrifajs)* 1. *n* 1) flijim; 2) flji; therori: 2. *v* 1) bëj fli; 2) flijoj; sakrifikoj.
**sacrificial** *(sakri-fishëll)* flijimi. i flijimit.
**sacrilege** *(sakrillixh)* përdhosje. Sharje e perëndisë; sakrilegj.
**sacrilegious** *(sakri-llijxhës)* sharës. dhu-nues i gjërave të shenjta.
**sad** *(sad)* i trishtuar, buzëplasur.
**sadden** *(siidn)* 1) deshpëroj; 2) dëshperohem; brengosem.
**saddle** *(sadll)* 1. *n* shalë; 2. *v* shaloj.
**saddle-horse** *(sadllhoors)* kalë shale
**saddler** *(sadllër)* 1) saraç: 2) *amer.* kale shale.
**safe** *(sejf)* i sigurt. i padëmtueshëm: safe and sound, shëndosh e mirë; safe conduct, letër njoftimi: 2. *n* kasafortë.
**safeguard** *(sejfgaard)* 1. *n* 1) mbrojtje. roje; 2) masë mbrojtëse; 3) *tek.* sigu-resë; 2. *v* ruaj.
**safely** *(sejflli)* 1) i sigurt; 2) i ruajtur.
**safety** *(sejfti)* 1. *n* siguri: 2. *attr* i sigurt; safety belt. brez shpëtimi; safety match. shkrepse; safety razor, brisk rroje.
**safety-pin** *(sejftipin)* gjilpërë me kokë. karficë.
**safety-valve** *(sejftivallv)* valvolë siguri-mi. ,
**saffron** *(siifrën)* 1. *n* shafran; 2. *a* sha-frani. i shafranit.
**sag** *(sag)* varet; bie në fund; ulet, për-kulet.
**saga** *(saagë)* sagë.
**sagacious** *(së-gejshës)* 1) i urtë. i mpreh-të. mendjehollë; 2) i zgjuar (për kafshë).
**sagacity** *(së-gasëti)* 1) urtësi: 2) mpreh-tësi mendore.
**sage** I *(seejxh)* shërbejë.
**sage** II 1. *a* i urtë. i mençur; 2. *n* dijetar. i urtë.
**said**. *(sed) past* dhe *p.p.* i say 1; the said, i lartpërmenduri.
**sail** *(sejëll)* 1. *n* 1) vel (a); full sail, me gjithë fuqinë; **set sail**. nisem për lundrim; 2) *për mb.* anije me vela; 2. *v* 1) lundroj; lundroj me vela: 2) drejtoj (anijen. aeroplanin).
**sail-cloth** *(seiëllklloth)* pëlhurë velash.
**sailer** *(sejël/ër)* anije me vela.
**sailor** *(sejëllër)* detar. marinar.

**saint** *(sejnt)* shenjt.
**sake** *(sejk):* for the sake (of). për hir të; for conscience sake. për të qe-tësuar ndërgjegjen.
**sal** *(sall) kim.* kripë.
**salable** *(sejllëbll)* që shitet. shkon (mall).
**salad** *(sallëd)* sallatë.
**salad-oil** *(sallëdoeëll)* vaj ulliri.
**salary** *(sallëri)* pagë. rrogë.
**sale** *(sejëll)* shitje; be for (ose on) sale. eshtë në shitje. shitet.
**salesman** *(sejëllzmën)* shitës.
**saleswoman** *(sejëllzuumën)* shitëse.
**salience** *(sejlliëns)* e dalë. spikat je: reliev; e ngritur.
**salient** *(sejlliënr)* i spikatur. i dalë.kon-veks.
**saliva** *(së-llajvë)* jargë. pështymë.
**sallow** I *(sallou)* lozë. shelg. sallow II verdhosh. verdhacuk (në fytyrë).
**sally** *(salli)* 1. *n* 1) *usht.* sulm i befasi-shëm; 2) mbrojtje e mençur. Përgjigje e goditur; 2. *v* sulmoj befas.
**salmon** *(samën)* 1. *n* salmon; 2. *a* ver-dhosh-kuqalosh.
**saloon** *(së-lluun)* 1) sallë; sallon; 2) *h-udhë.* vagon-sallon; 3) *amer.* bar.
**salt** *(soollt)* 1. *n* kripë;. old salt *gj.fl.* ujk deti; 2. *al)* i kripur; salt marsh: tokë e kripur; 2) pikant (tregimi); 3- *v* krip.
**salt-cellar** *(soolitsellër)* krypse. Enë për kripë.
**saltpeter**. **saltpetre** *(sollt-pijtër)* sal-niter.
**salty** *(soollti)* i kripur.
**salubrious** *(së-lluubriës)* i shëndetshëm. shërues.
**sa1utary** *(salljutëri)* mirëbërës. shërues.
**salutation** *(sallju-te;shën)* përshëndetje.
**salute** *(së-lluut)* 1. *n* 1) përshëndetje. përshëndoshje; 2) nderim; 2. *v* për-shëndet. përshëndosh; *usht.* nderoj.
**salvage** *(sallvixh)* 1. *n* 1) shpërblim për shpëtimin e anijes. pasurisë (nga zjarri etj.); 2) pasuri e shpëtuar; 2. *v* shpë-toj anije. pasuri.
**salvation** *(sall-vejshën)* shpëtim.
**salve** I *(sallv)* shih salvage 2.
**salve** II 1. *n* ballsam; 2. *v* 1) lyej (me ballsam); 2) qetësoj.
**salver** *(sallvër)* tabaka. disk.
**salvo** I *(sallvou) drejt.* rezervë. vrejtje.
**salvo** II 1) batare topash; 2) duartrokitje të fuqishme.
**same** *(see jm)* 1) po ai (vetë); all the -same. a) megjithatë, pa marrë parasysh. asgjë; b) njëlloj (sa për mua); just the same. po ajo; 2) i njëllojtë.
**sameness** *(seejmnis)* 1) identitet; gjasim; 2) njëllojshmëri
**sample** *(saampll)* 1) mostër: model; 2) kallëp.
**sampler** *(saampllër)* 1) mostër. shë-mbëll; 2) *tek.* model.
**sanative** *(sanëtiv)* shërues.
**sanatorium** *(sanë-tooriëm)* sanatorium.
**sanatory** *(sanëtëri)* shih sanative.
**sanctify** *(sanktifaaj)* 1) shenjtëroj; 2) sankcionoj.
**sanctimonious** *(sankti-mouniës)* hi-pokrit.
**sanctimony** *(sanktimëni)* hipokrizi.
**sanction** *(sankshen)* 1. *n* sankcion. miratim; aprovim; 2. *v* sankcionoj; provoj.
**sanctity** *(sanktë.ti)* shenjtërim.
**sand** *(sand)* 1. *n* 1 ) rërë; 2) *pl* zhur. grum-bull rëre buzë deti; 3) *gj.fl.* forcë karak-teri,
**sandal** I *(sandll)* sandal (dru).
**sandal** II sandale.
**sandalwood** *(sandlluud)* shih sandal I.
**sand bank** *(sandbank)* ranishtë.
**sand-glass** *(sandgllaas)* orë rëre.
**sand-paper** *(sandpejpër)* zumpara.
**sand-stone** *(sandstoun)* shkëmb prej rëre.
**sand-storm** *(sandstoorm)* samun.
**sandwich** *(sanuixh)* sanduiç.
**sandwich-man** *(sanuixhman)* njeri-re-klamë.
**sandy** *(sandi)* 1) me rërë. prej rëre; 2) ngjyrë rëre.
**sane** *(seejn)* 1) normal (nga mendja); 2) i shëndoshë me mendje të kulluar.
**sang** *(sang) past* i sing.
**sanguinary** *(sangufnëri)* 1) i përgjak-shëm; 2) gjakatar. gjakpirës.
**sanguine** *(sanguin)* 1) sanguin; 2) lulëzues. i kuq; 3) optimist.
**sanguineous** *(san-guinies)* 1) i gjalle optimist; 2) *mjek.* gjaku. i gjakut. ar-terial.
**sanitary** *(sanitëri)* shëndetësor, higjie-nik.
**sanitation** *(sani-tejshën)* masa shë-ndetësore; përmirësim i kushteve shë-ndetësore.

**sanity** *(saniti)* 1) urtësI; 2) gjendje nor-male psiqike.
**sank** *(sank) past* i sink.
**Santa Claus** *(santë-kllooz)* Plaku I krishtlindjeve.
**sap** I *(sap)* 1. *n* lëng (i bimëve); *fig.* forcat jetësore; 2. *v* 1) shtrydh. nxjerr lëngun; 2) shteroj forcat.
**sap** II 1. *n* 1 ) *usht.* llogore; galeri nën dhe;2) gërmim: 2. *v* 1) bëj llogore; 2) gër-moj.
**sapid** *(sapid)* 1) i shijshëm; 2) intere-sant. plot përmbajtje (biseda etj.).
**sapience** *(sejpiëns)* dituri. urtësi.
**sapient** *(sejpiënt) zak. iron.* i ditur; që shet mend.
**sapless** *(sapllis)* 1) I shtrydhur. pa lëng. i shplarë; 2) pa shije.
**sapling** *(saplling)* dru i ri; fidan. pinjuell.
**sapper** *(sapër)* xhenjer. zapator.
**sappy** *(sapi)* me lëng, plot lëng; *fig.* i fu-qishëm. i ri
**sarcasm** *(saarkazëm)* sarkazëm.
**sarcastic** *(saar-kastik)* sarkastik.
**sardine** *(saar-dijin)* sardele.
**sardonic** *(saar-donik)* sardonik. therës.
**sash** I *(sash)* brez; shall.
**sash** II kornizë dritareje.
**sash-window** *(sashuindou)* dollap drita-reje.
**sat** *(sat) past* dhe *p.p.* i sit.
**Satan** *(sejtën)* shejtan.
**satanic** *(së-tanik)* satanik. djallëzor.
**satchel** *(saçëll)* çantë; trastë.
**sate** *(sejt)* ngop.
**sateen** *(së-tijin)* saten. melez.
**satellite** *(satëllajt) astr.* satelit (edhe *fig.)*
**satiate** *(sejshiejt)* ngop.
**satiation** *(sejshi-ejshën)* ngopje. të ngopur.
**satiety** *(së-taeëtJ)* ngopje. ngimje.
**satin** *(satin)* atllas (pëlhurë).
**satire** *(sataeër)* satirë.
**satiric**(al) *[s.tirik(lI)j* satirik.
**satirist** *(sacirist)* satirik.
**satisfaction** *(satis-fakshën)* kënaqësi; përmbushje (e nevojave).
**satisfactory** *(satis-faktëri)* i kënaq-shëm.
**satisfy** *(satisfaaj)* 1) kënaq. plotësoj: 2) kënaqem.
**saturate** *(saçurejt)* 1) ngop. përqull; 2) *kim.* neutralizoj.
**saturation** *(saçu-rejshën)* ngopje.
**Saturday** *(satërdi)* e shtunë.
**saturnine** *(satërnaajn)* i zymtë. i vrerët. i ngrysur.
**satyr** *(satër) mit.* satir. krijesë e pavdek-shme. gjysmë njeri dhe gjysmë kafshë.
**sauce** *(soos)* 1. *n* 1. *n* 1) salcë; 2) *gj.ff.* paturpësi: *2.v* 1) i hedh salcë; *fig.* e bëj pikant; 2) *gj.f!.* them fjalë të papëlqyera.
**saucepan** *(soospën)* kusi.
**saucer** *(soosër)* tabaka.
**saucy** *(soosi)* 1) i paturpshëm; I pafy-tyrë; 2) i pispillosur.
**saunter** *(soontër)* 1. *n* shetitje: 2. *v* shetit. bares.
**sausage** *(sosixh)* suxhuk.
**sausage-meat** *(sosixh-mijt)* mish i grire (për suxhuk).
**savage** *(savixh)* 1) i egër; 2) mizor.
**savant** *(savënt)* i ditur. dijetar.
**save** I *(seejv)* 1) shpëtoj; 2) kursej. mbledh;. save appearances. mba-hem për sytë e botës.
**save** II *prep. ej* përveç.
**saving** *(sejving)* 1. *al)* kursimtar; 2) shpëtimtar; 2. *n* kursime; saving-your presence. më falni për shprehjen.
**savings-bank** *(sejvingz-b8nk)* arkë kur-simi.
**savior** *(sejviër)* shpëtimtar; shëlbyes.
**savor** *(sejvër)* 1 *,n* 1) shije; 2) gjë pi-kante; 2. *v* 1) shijoj; 2) bie erë; 3) jap shije. lezetoj.
**savory** *(sejvëri)* 1. *al)* i shijshëm; 2)therës. djegës në shije; 2. *n* gjellë pi-kante.
**saw** I *(soo) past* i see
**saw** II fjatë e urtë.
**saw** III 1. *n* sharrë; 2. *v* (sawed; sawed, sawn) sharroj.
**sawdust** *(soodast)* pluhur sharre.
**sawmill** *(soomill)* sharrishtë: sharrë (pylli).
**sawn** *(soon) p.p.* i saw III. 2.
**Saxony** *(saksijni)* lesh i hollë; pëlhure e hollë leshi.
**say** *(seej)* 1. *v* (said) flas. tregoj; say out. çfaq mendimin. flas haptas; say over. përsërit; I say I. dëgjoni; I should say. unë mendoj; it goes without saying. kuptohet vetiu; let us say. e zëmë; that is to say.

domethënë; they say. thonë; 2. *n* men-dim; fjalë.
**saying** *(seejing)* fjalë e urtë.
**scab** *(skiib)* 1) dregëz; 2) zgjebe: 3) *gj.fl.* grevëthyes.
**scabbard** *(skiibërd)* mill. këllëf.
**scaffold** *(skiiflld)* 1) podium në të cilën ekzekutohen të dënuarit me vdekje; 2) skela.
**scaffolding** *(skiifllding)* skela; podium.
**scald** *(skoolld)* 1. *v* përvëloj; scalding tears. lotë të nxehtë; 2. *n* fshikëz dje-giejeje.
**scale** I *(skejëll)* 1. *n* luspa; pare peshku; 2) bigorr; 2. *v* 1) qëroj; kruaj; 2) më bie lëkura. me leskroset lëkura.
**scale** II 1. *n* 1) kupë e peshores; 2) *pi* peshore; 2. *v* peshoj.
**scale** III 1. *n* 1) shkallë. madhësi; to scale. sipas shkallës. në shkallën; on a vast scale. në shkallë të madhe; on a world scale. në shkallë botërore; 2) muz. shkallë. gamë; 3) *mat.* sistem kualifikimi; 2. *v* ngjitem (nëpër shka-llë).
**scaled** *(skejl!d)* 1) me luspa. luspor; 2) i mbuluar me leskra. bigorr.
**scalene** *(skejllijin) mat.* i parregullt. I çrregullt.
**scalp** *(skii/lp)* skalp. lëkurë e kokës me flokë; 2. *v* heq lëkurën e kokës.
**scalpel** *(skellpëlJ)* skalpel.
**scamp** *(skiimp)* 1. *n* zuzar; njeri që soro-llatet kot. i papunë; 2. *v* punoj me për-taci; i shmangem punës.
**scamper** *(skiimpër)* 1. *v* ua mbath këm-bëve. iki; 2. *n* 1) ikje e nxituar; 2) le-xim i shpejtë.
**scan** *(skean)* l) *mat.* kontrolloj metrin e një vargu. poezie; 2) shikoj me ve-mendje. shqyrtoj imtësisht; 3) hedh një sy (përciptas).
**scandal** *(skendll)* 1) skandal. turp; 2) nam i keq. përfolje. ngatërresa.
**scandalize** *(skendllaajz)* turpëroj; skan-dalizoj.
**scandalmonger** *(skendllmangër)* për-folës. ngatërrestar. shpifës.
**scandalous** *(skendllës)* 1) skandaloz. I turpshëm; 2) shpifarak
**scant** *(skent)* i pakët. mungues. i kufi-zuar.
**scantling** *(skiintlling)* 1) masë. kriter; shtampë; 2) tra.
**scanty** *(skenti)* i pakët; i varfër.
**scanty** haired *(skenti heërd)* me flokë të rëna. tullac.
**scapegoat** *(skejpgout)* cjap i shushavës. i larjes së mëkateve.
**scapegrace** *(skejpgrejs)* zuzar. çapkën.
**scar** I *(skaar)* 1. *n* mbresë. vragë; shenjë plage; 2. *v* 1) mbuloj me mbresa. she-një plagësh; njollos; 2) mbyllet plaga. formon mbresë.
**scar** II rrëpirë; shkëmb i rrëpirë.
**scarce** *(skeërs)* 1) i pakët. i pamjaftue-shëm; 2) i rrallë (libër etj.).
**scarcely** *(skeërslJi)* 1) mezi; posa; 2) me zor; zor se; rrallë.
**scarcity** *(skeërsëti)* mungesë. pamja-ftueshmëri; të qenët i rrallë.
**scare** *(skeër)* 1. *n* frikë. tmer; 2. *v* frikësoj tmeroj.
**scarecrow** *(skeërkrou)* gogol. dordolec.
**scaremonger** *(skeërmangër)* alarmues.
**scarf** *(skaarf)* 1) shall; 2) kravatë. shamiqafe.
**scarlet** *(skaarllët)* 1. *n* ngjyrë a kuqe e ndezur; 2. *a* i kuq all. i kuq i ndezur;, scarlet fever. skarlatinë.
**scarp** *(skaarp)* 1) shpat i rrëpirë; 2) skarpatë.
**scathe** *(skeejdh)* 1. *n* dëm; *2..v* dëmto).
**scathe less** *(skeejdh llis)* i paprekur. i pa-dëmtuar.
**scathing** *(skejdhing)* therës. i rreptë. fyes.
**scatter** *(sketër)* shpërndaj. shkapaderdh.
**scatter-brain** *(sketërbreejn)* njeri mend-jelehtë.
**scatter-brained** *(sketërbreejnd)* me-ndjelehtë.
**scavenge** *(skevinxh)* mbledh plehrat, (e rrugës).
**scavenger** *(skevinxhër)* mbledhës pleh-rash; fshesar.
**scenario** *(shi-naariou)* skenar.
**scene** *(sijin)* 1) *vj.* skenë; 2) vend veprimi; the scene of operations. tea-tër i veprimeve ushtarake; 3) *teatf.* skerië; 4) dekoracione; behi nd th. scenes. pas perdes; 5) pamje. peisazh.
**scene-painter** *(sijinpejntër)* piktor-de-korator

**scenery** *(sijinëri)* 1) dekoracione: 2) pamje. pelsazh; bukuri ,natyrore (e një vendi).
**scenic** *(sijnik)* skenik.
**scent** *(sent)* 1. *n* 1) erë; 2) erë e mirë. parfum; 3) nuhatje; 4) gjurmë; 2. *v* 1) nuhas; 2) kundërmoj.
**sceptic** *(skeptik)* skeptik.
**sceptical** *(skeptikëll)* skeptik. njeri që dyshon. që nuk beson lehtë.
**scepter** *(septër)* skeptër
**schedule** *(shedjuull)* 1. *n* 1) katalog: listë; 2) orar; before the schedule**.** para afati; 2. *v* përpiloj orarin.
**scheme** *(skijim)* 1. *n* 1) skemë. projekt; 2) plan. vizatim; 3) intrigë. dallavere; 2. *v* 1) planifikoj. projektoj.
**schemer** *(skiJimër)* intrigant; ngatërre-star.
**schism** *(sizëm)* përçarje .(e kishës).
**schismatic** *(siz-matik)* 1. *a* përçarës; 2.*n* përçarës.
**scholar** *(skollër)* 1) dijetar; 2) *gj.f!.* njeri me shkollë; 3) bursist.
**sscholarship** *(skollership)* 1) dituri; 2) bursë. I
**scholastic** *(skë-llastik)* 1) skolastik; 2) që ka të bëjë me.shkollën dhe edukatën.
**scholasticism** *(skë-llastisizëm)* skola-stikë. skolasticizëm.
**school** *(skuull)1. n* shkollë; 2. *v* 1) mësoj. disiplinoj; 2) stërvit, ushtroj.
**school** 1. *n* tufë {peshqish); 2. *v* mbli-dhen në tufa.
**school-board** *(skuullboord)* këshill I shkollës.
**schoolboy** *(skuullzbooj)* nxënës.
**schoolfellow** *(skuullfellou)* shok shko-lle.
**schoolgirl** *(skuullgëërll)* nxënëse.
**schooling** *(skuulling)* 1) mësim. të më-suar në shkollë; have a good schoo-ling**.** bëj shkollë të mirë. pregatitem mirë; 2) qortim. këshillim.
**schoolmaster** *(skuullmaastër)* mësues.
**schoolmistress** *(skuullmistrës)* mësue-se.
**schooner** *(skuunër)* skunë. trabak (lloj anije).
**sciatic** *(saj.atik)1. a anat.* shiatik; 2. *n*i sëmurë nga ishiasi.
**sciatica** *(saj-atikë)* ishias. shiatikë.
**science** *(saeëns)* dituri. shkencë; degë e diturisë.
**scientific** *(sajën-titik)* shkencor; diturie. i diturisë.
**scientist** *(saeëntisr)* 1) dijetar; 2) stu-dijues i natyrës.
**scintillate** *(sintillejt)* shkëlqen; vezullon.
**scintillation** *(sinti-Ilejshën)* shkëlqim; vezu1lim.
**sciolist** *(sajollist)* shkencëtar i rremë.
**sciolistic** *(sajo-llistik)* pseudo-shkencor.
**scion** *(saeën)* 1) *bol.* llastar. filiz. kalem shartimi; 2) pinjuell. pasardhës.
**scissors** *(sizërz)* gërshërë.
**scoff** *(skot)* 1. *n* 1) tallje. përqeshje; 2) objekt talljeje; 2. *v* tallem. përqesh.
**scoffer** *(skotër)* përqeshës.
**scold** *(skoulld)* qortoj ashpër. shaj.
**scolding** *(skoullding)* sharje; vrejtje e- rreptë.
**scon(e)** *(skon. skoun)* pite.
**scoop** *(skuup)* 1. *n* 1) kovë. nxjerrëse; 2 qyrek; 2. *v* nxjerr. gërryej.
**scoot** *(skuut)* iki me vrap. ua mbath këmbëve.
**scope** *(skoup)* 1) fushë e lirë. hapësirë; horizont; 2) fushë. sferë (veprimtarie); **beyond his scope.** jashtë kompe-tencës së tij.
**scorbutic** *(skor-bjuutik)* skorbutik.
**scorch** *(skoorç)* 1) djeg. përcëlloj; ndez;2) digjem.
**score** *(skoor)* 1. *n* 1) e prerë. e çarë e bërë në një faqe (druri. shkëmbi etj.); shenjë; 2) çetele; 3) llogari; **pay off old scores.** qëroj hesapet e vjetra; **on that score.** në këtë pikëpamje; 3) dy dhjetëshe; 4) *muz.* partiturë; **scores of times.** shumë herë; 2. *v* 1) bëj shënime; *2).amer.* kritikoj ash-për; 3) fitoj; **score a victory.** Korr fitore; **score first place.** ze vendin e parë; **score off.** *gj.fl:* mund. mbizotë-roj; **score out.** heq. fshij; **score un-der.** nënvizoj.
**scorer** *(skoorër)* shënues; numërues (në sport. lodra).
**scorn** *(skoorn)* 1. *n* 1) përbuzje; 2) për-qeshje; 2. *v* përbuz.
**scornful** *(skoornflll)* përbuzës. përçrnues.
**Scot** *(skot)* skocez. banor i Skocisë.
**Scotch** *(skoç)* skocez.
**scot-free** *(skot-tfriji)* 1) pa doganë; 2),padëmtuar.
**Scotland Yard** *(skotllend-jaard)* Skot-land

Jard (qendra e policisë angleze të zbulimit të krimeve në Londër).
**scoundrel** *(skaundrëll)* maskara. i po-shtër.
**scour** I *(skaoër)* 1. *v* pastroj. qëroj, dlir; 2. *n* pastrim.
**scour** II endem.
**scourge** *(skëërxh)* 1. *n* 1) kamzhik; 2) fatkeqësi; 2. *v* fshikulloj; *fig* ndëshkoj. dënoj.
**scout** I *(skaut)* 1. *n* zbulues; 2. *v* shkoj për zbulim, zbuloj.
**scout** ( hedh poshtë me përbuzje: shporr.
**scow** *(skau)* kaike.
**scowl** *(skaull)* 1'. *n* pamje e vrërët; 2. *v* vrër vetullat.
**scrabble** *(skrabll)* 1) gërvish;, 2) shkruaj keq. shkarravit; 3) kacavirem.
**scrag** *(skrag)* «kockë e lëkurë»; kafshë e dobët.
**scraggy** *(skragi)* thatanik.
**scramble** *(skriimbll)* 1. *n* 1) kacavarje; 2) kacafytje; 2. *v* 1) kacavirem; 2) luftoj për të shtënë në dorë (diçka); 3) përziej; scrambled eggs. vezë të rrahura.
**scrap** I *(skriip)* 1. *n* 1) copë; 2) pjesë e prerë (nga gazeta) etj.); 3) mbeturina, fundërri; 4) copa të vjetra metalesh: 2. *v* 1) thyej në copa të vogla; 2) hedh (si rrangulla).
**scrap** II *(skrep) gJ.ff.* 1. *n* zënie. përleshje; 2. *v* zihem. përleshem.
**scrape** *(skrejp)* 1. *nl)* pastrim; gërryer-je; 2) vështirësi; hall; get into a scra-pe. bie në hall: 2. *v* 1) gërryej; kruaj: pastroj; 2) bëj zhurmë me këmbë; sera-pe through. mezi jap (provimin); scrape acquaintance (with). ngul këmbë për t'u njohur me ndonjë.
**scrap-heap** *(skraphijp)* grumbull pleh-rash.
**scrap-iron** *(skriipaeërn)*
**scrap-metal** *(skrapmetll)* hekurishte; rrangulla me-talike.
**scrappy** *(skrapi)* 1) copa-copa; 2) i pa-lidhur.
**scratch** *(skreç)* 1. *n* 1) gervishtje; ckël-fitje; 2) kruajtje; 2) *v* gërvish. kruaj. ckëlfit; scratch out. scrateh off. re-sis. shlyej; 2. *a* i rastit. i mbledhur ra-stësisht.
**scratchy** *(skraçi)* 1) i punuar pa kujdes. pa shije (një vizatim); 2) kërcitëse. gër-vishtëse (maja e penës); 3) i rastit. I zgjedhur pa kujdes.
**scrawl** *(skrooll) 1.n* shkarravina; 2. *v* shkruaj shkarravina.
**scrawny** *(skrooni) amer.* thatanik. kocke e lëkurë.
**scream** *(skrijim)* 1. *n* britmë. klithmi shurdhuese. piskatje; 2. *v* bërtas. piskas.
**screamy** *(skrljimi)* vikatës; histerik.
**screech** *(skrijç)* 1. *n* britmë (tmeri. tër-bimi); 2. *v* bërtas. çirrem; sokëllij.
**screech-owl** *(skrijçaull)* hutin. buf; *fig.* paralajmëroj fatkeqësi.
**screen** *(skrijin)* 1. *n* 1) perde: ekran; mburojë; 2) shoshë; 2. *v* 1) mbuloj. fsheh; 2) çfaq (në ekran); 3) shosh.
**screw** *(skruu)* 1. *n* 1) vidhë; burmë; 2) elikë; 3) *gj.f!.* koprac; 4) kalë i ngordhët; 2. *v* 1) vidhos, shtrëngoj me vi-dha; 2) shtyp; screw out of. nxjerr (para) me zor; marr me zor (pëlqimin); screw up. vidhos. shtrëngoj me vidha; screw up one's, courage. marr guxim; screw up one's eyes. mbledh. rrudh sytë.
**screw-driver** *(skruudraivër)* kaçavidhë.
**screw-jack** *(skruuxhek)* çelës vidhash.
**screw-wheel** *(skruuuiëll)* 1) *cek.* Rrotë në formë elike.
**scribble** *(skribll)* 1. *n* shkarravina; 2. shkruaj pa kujdes. me nxitim.*b)* 1) shkrues. kopjues; 2) njeri i mësuar.
**scrim** *(skrim)* 1) pëlhurë e ashpër; 2) rrjetë maskimi.,
**scrimmage** *(skrimixh)* përleshje gri-ndje. zënie.
**scrimp** *(skrimp)* pres. Kufizoj
**scrimpy** *(skrimpi)* i pakët; i kufizuar.
**script** *(skript)* 1) dorëshkrim. diçka e shkruar me dorë; 2) *kin.* skenar.
**scripture** *(skripçër)* shkrim i shenjtë. bibël
**script-writer** *(skriptrajtër)* njeri që shkruan për programe të radios: *amer.* skenarist.
**scrofula** *(skrofjullë) mjek.* skrofull. bresh-këz.
**scroll** *(skroull)* 1 ) letër e mbështjellur; 2) *ark.* lajle.
**scrub** I *(skrab)1* ) shkurre; 2) vend me shkurre. shkurrishte; 3) kafshë trup-vogël; 4) njeri i parëndësishëm. pa vlerë.
**scrub** II *(skrab)* 1. *n* pastrim me furçi me kashai; 2. *v* fërkoj. kruaj; pastroj me furçë.
**scrubbing-brush** *(skrabingbrash)* kashai.

**scrubby** *(skrebi)* 1) i mbuluar me shku-rre; 2) vocrrak; 3) i dobët. i dobësuar.
**scruff** *(skraf)* qafë; zverk; tek., .is by the scruff, kap për qafe, për zverku.
**scrum mage** *(skramixh)* shih scrimmage
**scruple** I *(skrupll)* 1. *n* dyshime. ngu-rime; ndërgjegje. skrupull; make no scruple to do smth., bëj diçka me ndërgjegje të qetë; man of no scru-ples, njeri pa ndërgjegje. që shfrytëzon mjetet më të ndyra për qa arritur që-llimit; 2. *v* lëkundem, nguroj; kon-trolloj, pyes ndërgjegjen.
**scruple** *(skrapll)* njësi peshe farma-ceutike.
**scrupulosity** *(skruupjullësëti)* skrupufozitet; ndërgjegjshmëri; përpikmëri.
**scrupulous** *(skruupjullës)* skrupuloz, I përpikët; i ndërgjegjshëm.
**scrutineer** *(skruuti-niër)* shqyrtues (I votave).
**scrutinize** *(skruutinaajz)* 1) shqyrtoj; 2) studioj me hollësira. imtësisht.
**scrutiny** *(skruutini)* 1) vështrim gjur-mues; 2) shqyrtim. analizë kritike; 3) kontrollim i numrit të votave.
**scud** *(skad)* 1. *v* 1) fugoj. vrapoj me vër-tik; 2) *det.* eci i shtyrë nga era; 2. *v* 1) vrapim i vrullshëm; 2) re të lëvizëshme.
**scull** *(skall)* 1. *n* rrem. lopatë e pupës; 2. *v* vozis (me një rrem).
**scuffle** *(skafll)* 1. *n* grjndje. rrahje; 2. *v* zihem.
**scullery** *(skallëri)* kthinë për larjen e enë-ve.
**sculptor** *(skallptër)* skulptor, skalitës.
**sculptress** *(skallptrës)* skulptore.
**sculptural** *(skallpçërëll)* skulptural.
**sculpture** *(skallpçër)* 1. *n* .skulpturë; 2. *v* 1) gdhend. skalis, modeloj, 2) zbukuroj me skulptura.
**scum** *(skam)* 1. *n* lëmishte që dalin mbi ujë; *fig.* tundërri, llum (i shoqërisë).
**scurf** *(skërt)* 1) zbokth; 2) kore (në me-tal).
**scurrilous** *(skarillës)* i vrazhdë. i ashpër.
**scurry** *(skari)* 1. *n* nxitim, vrapim; 2. *v* vrapoj. nxitoj; endem, sorollatem.
**scurvy** I *(skëërvi)* skorbut.
**scurvy** II i ulët. i poshtër.
**scutch** *(skaç)* shprish, brizoj li.
**scutcher** *(skaçër)* makine shprishëse, brizuqse.
**scutter** *(sktir)* iki me vrap. la mbath këmbëve.
**scuttle** I *(skatll)* kovë për qymyr.
**scuttle** II. baxhë anieje.
**scuttle** III 1. *n* 1) ecje e nxituar; 2) ikj.e shpejtë; 2. *v* iki, ua mbath këmbëve; dezertoj.
**scythe** *(saajdh)* 1, *n* kosë; 2. *v* kosit.
**sea** *(siti) 1.n1)* det, oqean; at sea, në det të hapur; beyond seas, tej detit; by sea, me det, nëpër det; go to sea, follow the sea, bëhem detar; take the sea, dal në det; sea cost, breg deti; 2) valë. dallgë; . be at sea, be all at sea, nuk di ç'të. bëj, nuk di nga qa mbaj; 2. *artr:* sea bear, ari deti; sea craft, *përmb.* anije deti.
**seaboard** *(sljboord)* bregdet.
**sea-calf** *(sijkaaf)* tokë.
**sea-dog** *(sijdog)* tokë; *fig.* ujk deti, detar i vjetër.
**sea-front** *(sijfrant)* pjesë bregdetare e qytetit.
**seagoing** *(sijgouing)* i lundrimeve të largëta. që lundron në det të hapur (anije).
**sea-gull** *(sijgall)* pulëbardhë.
**sea-horse** *(si;hoors)* 1) karkalec deti; 2) lopë deti; 3) krijesë mitologjike gjys-më kalë e gjysmë peshk
**seal** I *(siëll) 1.n* vulë. plumb; *2.v* 1) vulos; seal up a window, stukoj dritaren; it is a sealed book to me, është diçka që s'do ta marr vesh kurrë; 2) vulos. plumboj; 3) lë gjurmë.
**seal** II 1. *n* 1) fokë; 2) lopë deti; 2. *v* mbyt foka.
**sealer** *(siëllër)* 1) gjuetar fokash; 2) anije gjuetie egërsirash deti.
**seal-fishery** *(siëllfishëri)* gjueti fokash dhe lopësh deti.
**sealing-wax** *(sillinguaks)* dyll i kuq.
**sealskin** *(sijllskin)* 1) lëkurë deti: 2) peliçe, gëzof lope deti.
**seam** *(si jim)* 1. *n* 1) tegel qepjeje; 2) mbresë; 3) shtresë; 2. *v* 1) qep; 2) bëj me rrudha, rrudhos.
**seaman** *(sijmën)* detar.
**seamanship** *(si;mënship)* detari.
**sea-mark** *(sljmaark)* far; shenjë bregu.
**sea-mew** *(sijimjuu)* pulëbardhë.
**seamstress** *(simstrës)* rrobaqepëse.
**seamy** *(simi)* me tegela; the seamy side, ana tjetër e medaljes; anit. errëta te jetes.
**séance** *(sejaans)* 1) mbledhje; 2) seancë.

**seaplane** *(sijplleejn)* hidroplan.
**seaport** *(sijport)* port detar. qytet breg-detar.
**sear** *(siër)* 1. *v* 1) thaj; ‘përcëlloj; 2) zbut (dhëmbjen); 2. *a* i fishkur. i tharë.
**search** *(sërç)* 1. *n* 1) kërkime, gjurmime; 2) kontroll; 2. *v* 1) kontrolloj; 2) bëj kërkime.
**searchlight** *(sërçllajt)* projektor.
**search-warrant** *(sërçuorënt)* urdhër kontrolli.
**sea-scape** *(sijskejp)* pamje peisazh deti.
**seashore** *(sijshoor)* bregdet.
**sea-sickness** *(sijsiknis)* sëmundje deti.
**seaside** *(sijsaajd)* shih **seashore.**
**season** *(sijzn)* 1. *n* stinë; 2. *v* 1) mësoj, kalit; 2) mbaj (verën etj.); 3) i jap shije, lezetoj.
**seasonable** *(sijznëbll)* i përshtatshëm, me kohë.
**seasonal** *(sijznëll)* stinor.
**seasoning** *(sijzning )*bulmim*,* mëlmesë. të dhënët shije. i
**seat** *(sijt)* 1. *n* 1) ndejtëse. karrigë; ndejtje; **take a seat .** uluni; 2) vend; vend ku ndodhet (diçka); 2. *v* ul. vendos; **this hall will seat 3000.** kjo sallë nxë 3000 veta.
**sea-wall** *(sij-uooll)* pendë. cfrat.
**seaward** *(sijuërd)* 1. *a* i kthyer, drejtuar nga deti; 2. *adv* në drejtim të detit.
**seaweed** *(sijuijid)* leshterik.
**seaworthy** *(sijuër.dhi)* i përshtatshëm për lundrim. i lundrueshëm; i pajisur mirë.
**secant** *(sijkënt)* 1. *n mat.* sekante; vijë prerëse; 2. *a* prerës.
**secede** *(si-sijid)* heq dorë; shkëputem (nga shoqëria etj).
**seceder** *(si-sijidër)* renegat; përçarës.
**secession** *(si-seshën)* shkëputje; për-çarje.
**seclude** *(si-klluud)* 1) ndaj. veço,; 2) veçohem, vetmohem.
**seclusion** *(sf-klluzhën)* veçim; vetmi.
**second** I *(sekënd)* sekondë. çast.
**second** II 1. *a* i dytë; i dorës së dytë; **be second to smb. in smth..** i lëshoj pe dikujt në diçka; be **second to no-ne,** nuk ja lë rma dalë askujt; L **se-cond teeth,** dhëmbë të përhershëm . jo të qumështit) **;on second thought.** mbas një mendimi të thelluar. të pjekur; **in the second place,** së dyti; 2. *n.* 1) ndihmës; 2) dëshmitar dueli, se-kundant;3) *pl* mallra të dorës së dytë; 3. *v* përkrah, ndihmoj.
**secondary** *(sekëndri)* 1) i dytë; 2) i dorës së dytë; **secondary school,** shko-llë e mesme
**second-best** *(sekënd-best)* i cilësisë së dytë; i dorës së dytë.
**second-hand** *(sekënd-hand)* 1) i për-dorur (sendi); 2) prej duarsh të dyta. prej burimeve të huaja (lajme etj.).
**secondly** *(sekëndlli)* së dyti.
**second-rate** *(sekëndrejt)* 1) i dorës se dytë; 2) i radhës së dytë.
**secrecy** *(sijkrësi)* 1) fshehtësi; **in se-crecy.** fshehtas;2) aftësi përtë mbajtur, ruajtur të fshehtë; konspiracion; 3) fshehje.
**secret** *(sijkrët)* 1. *n* e fshehtë. sekret; **keep a secret,** mbaj të fshehtën; **open secret.** e fshehtë që dihet nga të gjithë; 2. *a* 1) i fshehtë, sekret; 2) i fshehur.
**secretarial** *(sekrë-teëriëll)* sekretari, I sekretarit.
**secretariat(e)** *(sekrë-teëriët)* sekretariat.
**secretary** *(sekrëtëri)* 1) sekretar; **se-cretary general,** sekretar i përgjith-shëm; 2) ministër; **Secretary of Sta-te.** ministër (në Angli) ; ministër.j pu-nëve të jashtme (në SHBA).
**secrete** *(si-krijt)* nxjerr, sekreton (gjën-dra).
**secretion** *(si-krijshën)* sekreti m, nxjerr-je lëngu.
**secretive** *(si-krij{iv)* sekretues. që lëngëzon.
**sect** *(sekt)* sekt.
**sectarian** *(sek-teëriën)* sektar.
**section** *(sekshën)* 1) prerje; 2) pjesë: 3) paragraf; 4) seksion; 5) sektor; 6) lagjë, rajon qyteti.
**sectional** *(sekshënëll)* 1) prerjeje. i prerjes; seksionit: .2) i çmontueshëm, i ndashëm në pjesë.
**sector** *(sektër)* sektor.
**secular** *(sekjullër)* 1) shekullor; që ndodh një herë në shekull; 2) laik.
**secure** *(si-kjuër)* 1. *a* 1) i qetë, i sigurt; 2) pa rrezik; 3) i siguruar; 2. *v* 1) sigu-roj, garantoj; 2) forcoj; 3) mbyll;
**security** *(si-kjuërëti)1* ) sigurim; **S.Coun-cil**, Këshilli i Sigurimit; 2) siguri; 3) *I* garanci; 4) letra me vleftë.
**sedate** *(si-dejt)* i përmbajtur. i qetë; I ekuilibruar.

